PROGRESI
BOTIME

TË RINJ




E çfarë mund të jetë tjetër qëndrimi indiferent, pandjenja dhe injorant përballë mrekullive të pafundme madhështore, që prej grimcës më të vogël, e deri tek trupi më i madh, prej botës mikro, e deri në atë makro, të cilat ndriçojnë më së miri mendjen dhe zemrën, përveçse një çoroditje dhe falimentim i mendjes!?




Profeti (a.s.), thotë:

“Ditën e Kiametit asnjë rob nuk do të bëjë qoftë edhe një hap pa u pyetur se ku e ka kaluar jetën e tij, se çfarë ka bërë me dijen e tij, se ku e ka (tuar dhe shpenzuar pasurinë e tij dhe se ku e ka konsumuar trupin e tij.” (Tirmidhi, Kiamet, 1/2417)

“Allahu i Madhëruar e do të riun e pjekur, që nuk sillet si fëmijë, që është drejtuar kah e mira dhe ka braktisur dëshirat e kënaqësitë (e ulëta të egos).” (Ahmed, IV, 151.)

SHQIPËRI: Rr: Studenti; Sheshi “2 Prilli”; Shkodër; Shqipëri | Mob: +355 67 340 6182 | e-mail: rev.etika@gmail.com
KOSOVË: Rr: Ardian Zurnaxhiu; pn. Ralin; Prizren; Kosovë | Mob: +377 44 566 577
MAQEDONI: Drvarska 28; Stara Carsija; Skopje; Makedonija | Mob: +389 7042 8245

# Editorial

بسم الله الرحمن الرحيم

Besnikëria ndaj fjalës që kemi dhënë para së gjithash është që ta përjetojmë herë pas herë atë skenë të parë dhe kuptimin e saj. Besnikëria gjendet në madhërimin që e ndjejmë në atë skenë madhështore dhe të mrekullueshme. Ajo skenë është nderi, fama dhe çdo gjë e jona. Ne aty kemi fituar/marrë kuptim. Ne aty e kemi ndjerë se jemi "ne". Sepse vumë re se dikush po na vlerësonte duke na u drejtuar. Fakti që jemi të nderuar doli në pah në këtë skenë. Edhe përgjegjësinë tonë aty e ndjemë. Besnikëri do të thotë që ta ndjejmë gjithmonë madhështinë e asaj skene. Sa na dridhet zemra nga ajo madhështi? Besnikëri do të thotë që ta kërkojmë shprehjen: "Elestu birabbikum – A nuk jam Zoti juaj?", e cila na pëlqen kurdo që e dëgjojmë dhe na kënaq veshin. Sa jemi të vetëdijshëm për këtë? Besnikëri do të thotë që të mos i humbasim asnjëherë gjurmët e asaj pamjeje madhështore në fytyrën, zemrën, mendjen dhe ndërgjegjen tonë. Sa i ndjekim ato gjurmë?

Ne i kemi dhënë një fjalë Zotit (xh.xh.). Çdo lutje sejjidu'l-istigfar është shkak për kujtimin e kësaj fjale që kemi dhënë. Edhe zbatimi, edhe moszbatimi i shprehjes: "O Allah! I jam besnik premtimit që të kam dhënë aq sa kam mundësi." (Buhari, Daavat, 16.), do ta kenë një shpërblim apo një ndëshkim. ***"...Ai që e prish betimin, e prish në dëm të vetes, por, nëse e mban besën ndaj Allahut, Ai do t'i japë atij shpërblim të madh.*** (Fet'h, 10) Për këtë arsye, të gjithë duhet të mendojmë se si do ta mbajmë këtë besnikëri. Pikërisht si ai beduini... Ai e llogariti se si do ta mbante fjalën që ia kishte dhënë Allahut (xh.xh.). Kështu që bëri një hartë të rrugës. Me nefsin bëri një marrëveshje të qartë dhe të shkurtër. Së pari e bëri veten ta pranojë se çdo të thotë besimi dhe pasimi i të Dërguarit të Allahut (a.s.). Ky pranim i hapi atij një rrugë në të cilën mund të ecte. Ai hyri me vendosmëri në këtë rrugë dhe bëri hixhret te Allahu dhe i Dërguari i Tij. Pastaj përpara iu soll një plaçkë lufte. Kjo botë ia hapi derën e saj sikur dëshironte ta provonte për fjalën që kishte dhënë. Ai e pa plaçkën e luftës dhe iu kujtua fjala që kishte dhënë. Andaj shkoi te i Dërguari i Allahut (a.s.) dhe i vendosi emrin fjalës që kishte dhënë. Këtë e bëri aq me vendosmëri, me sinqeritet dhe me ndershmëri saqë Allahu Teala për një kohë të shkurtër ia tregoi se çfarë është besnikëria: ***"Në të vërtetë, Allahu ka blerë nga besimtarët jetën dhe pasurinë e tyre, në këmbim të Xhenetit. Ata luftojnë në rrugën e Allahut, vrasin dhe vriten. (Ky është) premtimi i Tij i vërtetë në Teurat, Ungjill dhe Kuran. E kush i përmbahet besëlidhjes më fort se Allahu? Andaj, gëzojuni kësaj shitjeje! Kjo është fitorja madhështore."*** (Teube, 111)


Revista ETIKA

**Tetor 2021**
VITI: XV
NUMRI: 163

**BOTUESI**
Shtëpia botuese "Progresi"

**DREJTOR**
Albert Halili

**KRYEREDAKTOR**
Alban Kali

**REDAKTOR**
Zija Vukaj

**PËRKTHYES**
Albert Halili
Fatmir Sulaj
Ilir Hoxha

**DIZAJN**
Bledar Xama

**ADRESA**
Rr: Studenti; Sheshi "2 Prilli"
Shkodër; Shqipëri

**MOBILE**
+355 67 340 6182

**E-MAIL**
rev.etika@gmail. com

**WEBSITE**
www.progresibotime.com

**KOSOVË**
Rr: Ardian Zurnaxhiu; pn. Ralin
Prizren; Kosovë
Mob: +377 45 639 143
Prishtinë; Kosovë
Mob: +377 44 566 577

**MAQEDONI**
Drvarska 28; Stara Carsija
Skopje; Makedonija
Mob: +389 7145 6003

**ABONIMI VJETOR**
Shqipëri: 2000 lekë
Kosovë: 15 Euro
Maqedoni: 900 Denar
Evropë: 80 Euro

Ju bëjmë të ditur se materialet e sjella në redaksi pavarësisht nëse botohen apo jo nuk i kthehen autorit. Koha e botimit të një materiali përcaktohet nga redaksia. Honoraret e shkrimeve autoriale ose përkthimeve duhet të vini t'i tërhiqni pranë Shtëpisë Botuese "Progresi" ose pranë zyrave të përfaqësimit në Kosovë dhe Maqedoni.

# Përmbajtja






























# Besnikëria ndaj Allahut

Mehmet Lurfi Arsllan

JETA ËSHTË NJË PROVIM BESNIKËRIE. KUSH DO TA MBAJË FJALËN QË E KA DHËNË? KUSH DO TË SHQETËSOHET PËR TA MBAJTUR FJALËN QË E KA DHËNË? KUSH DO TË MOBILIZOHET DUKE VËNË NË PAH PASURINË, JETËN, QËNDRUESHMËRINË DHE ENERGJINË E TIJ? JETA ËSHTË PËR T'U DHËNË PËRGJIGJE TË SINQERTË DHE ME NDERSHMËRI KËTYRE PYETJEVE DHE PËR TË VEPRUAR ASHTU SIÇ KËRKOJNË ATO.

Ishte një beduin që jetonte në shkretëtirë. Shkoi te i Dërguari i Allahut, paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të dhe i besoi. Pastaj deshi të bënte hixhret duke i thënë: "Do të shpërngulem nga vendi im dhe këtej e tutje do të jem bashkë me ju." Pejgamberi ynë i Nderuar e pranoi këtë kërkesë të tij dhe ua la atë amanet sahabëve. Kur po ndaheshin robërit si plaçkë lufte pas një lufte që ndodhi më vonë, Pejgamberi i dërgoi një rob atij beduinit. Ky burrë atë kohë po kulloste delet. Ai e pa robin që iu dërgua dhe pyeti: "Çfarë është ky?" Atij i thanë: "Është pjesa e plaçkës së luftës të cilën i Dërguari i Allahut e ka ndarë për ty." Nisur nga kjo, beduini e mori skllavin, shkoi te Pejgamberi ynë i Nderuar dhe i parashtroi të njëjtën pyetje. Kur Krenaria e Gjithësisë, Pejgamberi (a.s.), i tha: "Këtë e kam ndarë për ty.", burri i tha këto fjalë:

"Unë nuk të pasoj ty për këtë. Unë të pasoj, në mënyrë që shigjeta e cila të gjuhet ty, të bie pikërisht në fytin tim (në atë momente tregonte fytin me dorë), të bie dëshmor prej saj dhe të hyj në xhenet."

Pejgamberi ynë i Nderuar (a.s.), i tha:

"Nëse po thua të vërtetën dhe je i sinqertë në këtë fjalë, Allahu do të ta japë atë që dëshiron."

Pas një kohe myslimanët përsëri dolën në një luftë në të cilën merrte pjesë edhe ky beduin. Në mbrëmjen e ditës që u përjetua një luftë e ashpër me armikun, ndërmjet dëshmorëve gjendej edhe ky beduini. Pikërisht siç e kishte përkufizuar vetë, një shigjetë i ishte ngulur në fyt, madje në vendin ku e kishte treguar dhe kështu kishte rënë dëshmor. Pejgamberi ynë i Nderuar u informua për këtë. Pastaj u pyet:

"A është ky ai beduini?" I Dërguari i Allahut (a.s.), iu përgjigj atyre:

"Po, ai është. E paska mbajtur fjalën që ia pati dhënë Allahut. Edhe Allahu ia paska dhënë atë që pati kërkuar."

Pastaj pelerinën e tij e bëri qefin për dëshmorin, ia fali xhenazen, i ngriti duart dhe u lut për të. Përgjatë lutjes një moment u dëgjua që tha:

*"O Allah! Ky është robi yt. Bëri hixhret në rrugën Tënde, luftoi dhe ra dëshmor. Unë jam dëshmitar për këtë!"* (Nesai, Xhenaiz, 61.)

Jeta është një provim besnikërie. Kush do ta mbajë fjalën që e ka dhënë? Kush do të shqetësohet për ta mbajtur fjalën që e ka dhënë? Kush do të mobilizohet duke vënë në pah pasurinë, jetën, qëndrueshmërinë dhe energjinë e tij? Jeta është për t'u dhënë përgjigje të sinqertë dhe me ndershmëri këtyre pyetjeve dhe për të vepruar ashtu siç kërkojnë ato.

Të gjithë i kemi dhënë fjalën Zotit (xh.xh.). Në një skenë që ne e quajmë "Mbledhja Eleste", kemi nënshkruar një marrëveshje në audiencën e Zotit (xh.xh.): ***"Kur Zoti yt nxori nga kurrizi i bijve të Ademit pasardhësit e tyre dhe i bëri të dëshmojnë kundër vetes së tyre, u tha: "A nuk jam Unë Zoti juaj?" Ata u përgjigjën: "Po, dëshmojmë se Ti je." Kështu bëri Ai, në mënyrë që ju*** (o njerëz) ***të mos thoni në Ditën e Kiametit: "Këtë nuk e kishim ditur." Ose që të mos thoni: "Me të vërtetë, etërit tanë ishin idhujtarë para nesh, kështu që edhe ne jemi pasardhësit e tyre. A mos vallë do të na shkatërrosh për veprat e atyre që ndoqën mashtrimin?"*** (A'raf, 172-173)



Ne kemi nënshkruar një marrëveshje. Pyetja: "A nuk jam Unë Zoti juaj?", e cila na është parashtruar dhe shprehja: "Po, o Zot! Ti je Zoti ynë!", e cila është përgjigjja jonë, gjenden të fshehura në natyrshmërinë tonë. Jeta na është dhënë që ta mbajmë fjalën. Fjala që e kemi dhënë është përgjegjësia jonë që duhet ta kujtojmë vazhdimisht. Me atë e mbajmë jetën aktive. Përndryshe plogështohemi. Ajo që na jep dinamizëm është besnikëria jonë ndaj fjalës që kemi dhënë. Çdo gjë, çdo formim dhe çdo krijim që ndodh përreth nesh është një shkak për të na kujtuar përsëri fjalën që kemi dhënë, sepse çdo gjë dhe çdo krijesë ka marrëveshje me Krijuesin nga i Cili ka ardhur pikërisht si ne. Do të vijë një ditë dhe ne përsëri do të kthehemi te Zoti (xh.xh.). Aty do të dalë në pah se sa e kemi mbajtur fjalën dhe se sa i kemi qëndruar asaj fjale.

Besnikëria ndaj fjalës që kemi dhënë para së gjithash është që ta përjetojmë herë pas here atë skenë të parë dhe kuptimin e saj. Besnikëria gjendet në madhërimin që e ndjejmë në atë skenë madhështore dhe të mrekullueshme. Ajo skenë është nderi, fama dhe çdo gjë e jona. Ne aty kemi fituar/marrë kuptim. Ne aty e kemi ndjerë se jemi "ne". Sepse vumë re se dikush po na vlerësonte duke na u drejtuar. Fakti që jemi të nderuar doli në pah në këtë skenë. Edhe përgjegjësinë tonë aty e ndjemë. Besnikëri do të thotë që ta ndjejmë gjithmonë madhështinë e asaj skene. Sa na dridhet zemra nga ajo madhështi? Besnikëri do të thotë që ta kërkojmë shprehjen: "Elestu birabbikum – A nuk jam Zoti juaj?", e cila na pëlqen kurdo që e dëgjojmë dhe na kënaq veshin. Sa jemi të vetëdijshëm për këtë? Besnikëri do të thotë që të mos i humbasim asnjëherë gjurmët e asaj pamjeje madhështore në fytyrën, zemrën, mendjen dhe ndërgjegjen tonë. Sa i ndjekim ato gjurmë?

Ne i kemi dhënë një fjalë Zotit (xh.xh.). Çdo lutje sejjidu'l-istigfar është shkak për kujtimin e kësaj fjale që kemi dhënë. Edhe zbatimi, edhe moszbatimi i shprehjes: "O Allah! I jam besnik premtimit që të kam dhënë aq sa kam mundësi." (Buhari, Daavat, 16.), do ta kenë një shpërblim apo një ndëshkim. ***"...Ai që e prish betimin, e prish në dëm të vetes, por, nëse e mban besën ndaj Allahut, Ai do t'i japë atij shpërblim të madh.*** (Fet'h, 10) Për këtë arsye, të gjithë duhet të mendojmë se si do ta mbajmë këtë besnikëri. Pikërisht si ai beduini... Ai e llogariti se si do ta mbante fjalën që ia kishte dhënë Allahut (xh.xh.). Kështu që bëri një hartë të rrugës. Me nefsin bëri një marrëveshje të qartë dhe të shkurtër. Së pari e bëri veten ta pranojë se çdo të thotë besimi dhe pasimi i të Dërguarit të Allahut (a.s.). Ky pranim i hapi atij një rrugë në të cilën mund të ecte. Ai hyri me vendosmëri në këtë rrugë dhe bëri hixhret te Allahu dhe i Dërguari i Tij. Pastaj përpara iu soll një plaçkë lufte. Kjo botë ia hapi derën e saj sikur dëshironte ta provonte për fjalën që kishte dhënë. Ai e pa plaçkën e luftës dhe iu kujtua fjala që kishte dhënë. Andaj shkoi te i Dërguari i Allahut (a.s.) dhe i vendosi emrin fjalës që kishte dhënë. Këtë e bëri aq me vendosmëri, me sinqeritet dhe me ndershmëri saqë Allahu Teala për një kohë të shkurtër ia tregoi se çfarë është besnikëria: ***"Në të vërtetë, Allahu ka blerë nga besimtarët jetën dhe pasurinë e tyre, në këmbim të Xhenetit. Ata luftojnë në rrugën e Allahut, vrasin dhe vriten. (Ky është) premtimi i Tij i vërtetë në Teurat, Ungjill dhe Kuran. E kush i përmbahet besëlidhjes më fort se Allahu? Andaj, gëzojuni kësaj shitjeje! Kjo është fitorja madhështore."*** (Teube, 111)

Të gjithë ne jemi në një provim besnikërie si ai beduini. Besnikëria është mësimi të cilin duhet ta mësojmë të gjithë. Secili prej nesh ka një kornizë të veçantë besnikërie. Këtë secili do ta caktojë duke parë kapacitetin dhe mundësitë e veta, në mënyrë që t'ia vendosim emrin besnikërisë sonë pikërisht siç ia vendosi ai beduini... Vetëm vendosja e emrit

nuk mjafton. Fjalën që e kemi dhënë duhet ta bëjmë burim të thelbit tonë (botës tonë të brendshme). Në duhet të shohim, të ecim, të dëgjojmë dhe të veprojmë me atë fjalë. Shkurtimisht duhet të jetojmë me atë fjalë. Njohja e të vërtetës dhe mbajtja e fjalës është të jetuarit me atë fjalë. Kushdo që e mban fjalën që ia ka dhënë Zotit (xh.xh.), e siguron edhe gjallërinë e thelbit (esencës) së tij. Fjala që kemi dhënë është burimi i jetës i thelbit tonë. Sepse "njeriu i ngjan një peme, kurse premtimi i tij u ngjan rrënjëve të asaj peme. Andaj duhet të punojmë për përmirësimin dhe forcimin e rrënjëve. Premtimi i pa mbajtur është si rrënjët e kalbura. Një pemë që i ka rrënjët e kalbura nuk jep fruta. Edhe nëse pema i ka degët dhe gjethet e gjelbra, nuk ka asnjë dobi nëse i janë kalbur apo tharë rrënjët. Por nëse i ka rrënjët e shëndetshme edhe pse nuk ka gjethe të gjelbra, një ditë do të shpërthejë me qindra gjethe." (Mesnevi, vëll, 5: 1165.)

Të gjithë kemi dhënë një premtim si ai beduini. Ajo fjalë ka disa të drejta që na i ka dhënë, po ashtu ka edhe disa përgjegjësi që na i ka ngarkuar. Marrësi i kësaj fjale/premtimi është Zoti (xh.xh.). Ai na ka njoftuar për të drejtat tona që na i ka dhënë si shpërblim dhe për të drejtat e Tij. Një herë Pejgamberi ynë i Nderuar (a.s.), e pyeti Muadh ibn Xhebelin (r.a.): *"Çfarë të drejte ka Allahu ndaj njerëzve dhe çfarë të drejtash kanë njerëzit ndaj Allahut?"* Pasi Muadhi u përgjigj duke i thënë se këtë e "dinte më mirë Allahu dhe i Dërguari i Tij", Resulullahu (a.s.), tha: *"E drejta që ka Allahu ndaj njerëzve është që ata të adhurojnë vetëm Atë dhe të mos i shoqërojnë asnjë gjë në adhurim* (të mos i bëjnë shirk). *Kurse e drejta e njerëzve ndaj Allahut është që Ai të mos i ndëshkojë ata të cilët nuk i bëjnë shirk."* (Buhari, Xhihad, 46; Muslim, Iman, 48, 49.)

Tani, o nefsi im, a ke hedhur ndonjë hap që e vërteton besnikërinë tënde ndaj fjalës që ke dhënë? A ia ke vendosur emrin brenda kornizës së mundësive dhe kapacitetit tënd fjalës që ia ke dhënë Allahut (xh.xh.)? Kur po zgjidhje bashkëshorten, punën dhe gjërat e tjera, i ke bërë llogaritë deri në detaje, por a ke projektuar ndonjë strategji, hartë rrugë dhe plan për ta zbatuar fjalën që ia ke dhënë Allahut, xhel-le xhelaluhu? Ti që e ke menduar deri në detaje se si do ta kalosh këtë jetë të përkohshme dhe të vështirë, a ke bërë ndonjë planifikim për besnikërinë tënde e cila do të jetë vendimtare për jetën tënde të përhershme? A e ke kuptuar se çfarë është besimi dhe se çfarë do të thotë t'i besosh Allahut dhe të pasosh Resulullahun (a.s.)? A e ke kuptuar se këto janë një provim besnikërie pikërisht si ai i beduinit? A e ke kuptuar se produktiviteti i esencës tënde ka lidhje me besnikërinë tënde? A e ke kuptuar se besnikëria jote ka lidhje me njohjen e Zotit (xh.xh.)?

Përsëri, o nefsi im, a ke kërkuar dhe gjetur shkaqe që ta mundësojnë ta mbash fjalën që ke dhënë? Si ke vepruar në momente kritike në të cilat testohet besnikëria jote? A i ke ikur përgjegjësisë apo ke shfaqur qëndrim burrëror? Çfarë sjelljeje ke shfaqur kurdo që kjo botë të ka shfaqur mirësitë e saj, apo kurdo që ta ka bërë me sy duke të thënë: "Hejtelek – Hajt, eja te unë!" Si ke vepruar kur ajo të ka kërkuar që t'i shitesh asaj? A i e ka bërë ndonjë kornizë besnikërisë tënde duke e futur aty edhe këtë botë, apo ka ndodhur e kundërta? Mos vallë ke rënë në kornizën e kësaj bote dhe aty je kënaqur me një vend aq sa të ka lejuar ai t'i përmbahesh besnikërisë?

Nëse dëshirojmë që të mos thahet thelbi ynë, atëherë besnikërinë duhet ta vendosim në qendër të jetës. Kjo nuk është e lehtë, sepse ka armiq që ua vështirësojnë punën atyre që dëshirojnë të jenë të sinqertë ndaj fjalës që kanë dhënë. Armiqtë janë edhe brenda, edhe jashtë. Ai është armik, por edhe armiqësia e tij është një provim besnikërie. Edhe armiku ka dhënë fjalën e tij. Edhe ai ka premtuar se do të bëjë çdo gjë për të na e prishur premtimin tonë. Besnikëria ndaj fjalës që kemi dhënë, do t'i çmendë armiqtë. Kurse tradhtia ndaj fjalës që kemi dhënë, do t'i kënaqë ata. Por kjo nuk duhet të ndodhë, sepse Zoti i Cili i ka marrë të gjitha këto premtime, i jep shumë rëndësi besnikërisë sonë dhe na paralajmëron në një formë shumë të qartë në lidhje me këtë çështje: ***"Vallë, a nuk ju kam urdhëruar, o bijtë e Ademit, që të mos e adhuroni djallin, se ai është vërtet armik i hapët i juaji, por të më adhuroni vetëm Mua?! Kjo është rruga e drejtë."*** (Jasin, 60-61)

Besnikëri do të thotë që ta kujtojmë gjithmonë fjalën që e kemi dhënë. Jeta është një shfaqje e provimit të besnikërisë. Nëse mund të caktojmë një hartë rruge që e vërteton besnikërinë tonë pikërisht si ai beduini, do të thotë se do t'ia vendosim emrin se si do ta mbajmë fjalën që kemi dhënë. T'ia vendosim emrin kësaj çështjeje do të thotë të posedojmë një sjellje e cila gjithmonë na bën ta kujtojmë Zotin (xh.xh.). Ai që nuk e harron Zotin dhe e mban gjithmonë në mendje, do të thotë se e ka gjetur mënyrën për të mos e tharë thelbin e tij. Kjo e bën premtimin tonë burim të thelbit tonë. Përderisa ai burim të rrjedhë në brendësinë tonë, do të thotë se ne e zbatojmë të drejtën e Zotit. Ja pra, pikërisht atëherë do të kemi fytyrë për të kërkuar të drejtën tonë. Nëse do të jemi të sinqertë në fjalën tonë, edhe Allahu do të jetë i qëndrueshëm në fjalën e tij. Kush ka humbur dhe kush ka dështuar prej atyre që kanë bërë tregti me Allahun (xh.xh.)?

# Frymëzimi është ushqimi i udhëtarit që shkon drejt Zotit

Dr. Ali Namllë

Kuptimi leksikor i fjalës "fejz" është shpërthim dhe derdhje e ujit, mirësi, frymëzim, begati dhe bereqet i shumtë e i bollshëm. Kjo fjalë përmendet nëntë herë në Kuranin Fisnik me forma të ndryshme. Dy prej këtyre ajeteve në të cilat përmendet fjala fejz gjenden në suren Bekare: ***"E, kur të ktheheni nga Arafati, përmendni Allahun në vendet e shenjta! Përmendni Atë që ju ka udhëzuar në rrugën e drejtë, sepse ju më parë ishit të humbur!" "Mandej, kthehuni, siç kthehen të gjithë të tjerët dhe kërkoni ndjesë prej Allahut! Se Allahu është Falës i madh dhe Mëshirëplotë."***[1] Me të vërtetë, kur të shihen pamjet e haxhilerëve aty duke i përshpejtuar, vihet re se rrjedhin si rrëke.

Kurse në tasavvuf (mistikën islame) u thuhet "fejz" të gjitha dijeve dhe qenieve që shfaqen dhe dalin në pah nga Allahu dhe dijeve të llojit që i jepen robit nga Allahu e që vijnë në zemër nëpërmjet frymëzimit. Gjithashtu, edhe përfitimit nga përshpirtshmëria dhe dija e një murshidi të përsosur i thuhet "ahdhi fejz / marrja e frymëzimit".

1. Surja Bekare, 198-199.

Ka edhe një lloj tjetër fejzi i cili quhet "fejzi akdes", por ky fejz është përtej kohës e vendit dhe mbi dijen njerëzore. Kurse shfaqjes që ka mundësuar daljen në këtë botë të qenieve që kanë marrë formë në dijen e Zotit (xh.xh.) dhe shfaqjen sipas natyrës së tyre të të vërtetave që gjenden në dijen e Zotit i thuhet "fejzi mukaddes". Forma më e përsosur e këtij fejzi të dytë dhe kësaj shfaqjeje është njeriu.

Çdo gjë që ekziston në univers është prej shfaqjeve të emrave dhe atributeve të Zotit (xh.xh.). Një prej shembujve të pafund në lidhje me këtë çështje është mëshira dhe dhembshuria që kanë krijesat. Pejgamberi (a.s.), e ka shpjeguar kështu këtë çështje në një hadith të tij duke përdorur shprehje simbolike: *"Ditën kur Allahu krijoi qiejt dhe tokën, krijoi edhe njëqind mëshira. Secila mëshirë posedonte një gjerësi aq sa e mbushte hapësirën ndërmjet qiejve dhe tokës. Vetëm një mëshirë prej këtyre e ka zbritur në tokë. Ja pra, nëna falë kësaj shfaq dhembshuri ndaj fëmijës së saj. Kafshët dhe shpendët grabitqare falë kësaj e mëshirojnë njëra-tjetrën. Allahu Teala ditën e kiametit do t'ia shtojë këtë mëshirë nëntëdh-*



NE DUHET TA LËROJMË TOKËN E ZEMRËS PËR TA TËRHEQUR FRYMËZIMIN SHPIRTËROR. ZEMRA PËRMIRËSOHET ME DASHURI DHE GJEN JETË ME FRYMËZIMIN HYJNOR. AI QË DO TA BËJË PËRMIRËSIMIN E ZEMRËS ËSHTË NJERIU I PËRSOSUR.



*jetë e nëntë mëshirave të tjera dhe do ta plotësojë mëshirën e Tij."*[2]

Kurse në një hadith tjetër, tregohet si më poshtë mëshira e gjerë e Allahut (xh.xh.), nëpërmjet dhembshurisë dhe mëshirës së nënës duke kaluar kështu nga krijesa te Krijuesi dhe nga shfaqja te poseduesi i shfaqjes:

Omeri (r.a.), transmeton se një herë përpara të Dërguarit të Allahut (a.s.), u soll një grup robërish. Ndërmjet robërve gjendej një grua që kishte humbur fëmijën e saj që e ushqente me gji. Ajo po e kërkonte atë. Për shkak të mallëngjimit që ndjente për fëmijën e saj, e përqafonte çdo fëmijë që shikonte, e mbështeste në kraharor dhe i jepte gji. Më në fund kjo grua e gjeti fëmijën e saj dhe e përqafoi fort sikur donte të thoshte se nuk kishte për ta lënë më kurrë. Nisur nga kjo situatë Pejgamberi (a.s.), u tha atyre që kishte pranë duke u treguar atë gruan: *"Si thoni? A mund ta hedhë në zjarr kjo grua fëmijën e saj?"* Ata iu përgjigjën: "Betohemi në Allahun se nuk mund ta hedhë." Bazuar te këto fjalë, i Dërguari i Allahut (a.s.), tha: *"Ja pra, Allahu Teala është më i mëshirshëm ndaj robërve të tij se kjo grua ndaj të voglit të saj."*[3]

Allahu Teala është el-Fejjaz, domethënë Ai që u jep frymëzim të gjithëve në çdo shkallë. Privimi nga frymëzimi buron ose nga paaftësia për ta marrë atë, ose nga përpjekja e mangët. Të gjithë marrin frymëzim dhe përfitojnë sipas aftësisë dhe përpjekjes së tyre nga Allahu Teala i Cili është el-Fejjaz. Frymëzimi i Allahut të Lartësuar është i shumëllojshëm. Për shembull, frymëzimi hyjnor për ata që e njohin Zotin është dija dhe ma'rifeti. Ky nuk krahasohet me frymëzimet e tjera.

Esmau'n-Nebi, domethënë njëri prej emrave që i është vendosur të Dërguarit të Allahut (a.s.), është "el-Mufiz".[4] Sepse ai është vesiletu'l-fejz /shkak i frymëzimit për universin ngaqë është shfaqje e emrit err-Rrahman. Sipas mistikëve, frymëzimi që vjen nga Allahu (xh.xh.), kalon te evliatë në formë zinxhiri nëpërmjet Pejgamberit (a.s.) dhe nëpërmjet evliave kalon te të gjithë njerëzit.

Frymëzimi është ushqimi shpirtëror i udhëtarit të rrugës që të shpie te Zoti (xh.xh.). Vetëm se duhet të përpiqemi për ta marrë atë frymëzim dhe ta bëjmë veten të gatshme për të. Andaj edhe bujku ngaqë nuk e di se kur do të bie shi, e lëron tokën dhe e lë në atë gjendje. Kur të vijë koha e duhur e mbjell dhe i hedh pleh. Në të njëjtën mënyrë, ngaqë edhe mistiku nuk e di se kur do të vijë frymëzimi, duhet të bëjë vepra të mira dhe të posedojë moral të lartë. Kur të ndodhë kështu, frymëzimi zbret fiks në vendin e duhur kurdo që të zbresë. Ka shfaqje që ndodhin për një moment, por ato japin dije të pafundme. Ka edhe shfaqje që zgjasim më shumë se një ditë, një javë apo edhe një muaj. Të gjitha këto nuk janë në dorën e njeriut. Siç është vetëtima e bubullima për shiun, diçka e ngjashme mund të jetë edhe frymëzimi shpirtëror.

Ne duhet ta lërojmë tokën e zemrës për ta tërhequr frymëzimin shpirtëror. Zemra përmirësohet me dashuri dhe gjen jetë me frymëzimin hyjnor. Ai që do ta bëjë përmirësimin e zemrës është njeriu i përsosur. Për këtë arsye në Kuranin Fisnik dëlirja i është atribuuar Pejgamberit tonë të Nderuar (a.s.), duke u thënë: ***"I pastron dhe i dëlir ata."***[5] Sepse ai është një qenie që të shpie te Allahu (xh.xh.). Edhe evliaja është një qenie që të shpie te i Dërguari i Allahut (a.s.). Për këtë arsye gjithmonë kemi nevojë për njeriun e përsosur, në mënyrë që ky i fundit t'i rregullojë dhe përmirësojë ato ngjarje që përjetohen në periudhën e tij. Nderi i njeriut të përsosur është

2. Buhari, Edeb 19; Muslim, Teube 17, 19; Tirmidhi, Daavat 99; Ibn Maxhe, Zuhd 35.

3. Buhari, Edeb 18; Muslim, Teube 22; Ebu Davud, Xhenaiz 1; Ibn Maxhe, Zuhd 35.

4. el-Kashani, Letaifu'l-I'lam, Kajro 2005, II, 660.

5. Bekare, 129.

zemra, sepse zemra është vendi ku sheh Zoti (xh. xh.). Allahu Teala me frymëzimin dhe shfaqjet e Tij nuk i lë të zbrazura zemrat e njerëzve të devotshëm. Prandaj atyre që janë të devotshëm dhe që mendohet se janë evlia, u thuhet: "Mos na nxirrni prej zemrës suaj." Prej tyre pritet frymëzim, sepse ai që pranohet nga njeriu i përsosur për sa i përket gradës së njerëzve të urtë e të përsosur, pranohet edhe nga Zoti. Atë që e refuzon njeriu i përsosur, e refuzon edhe Zoti (xh.xh.).

Në rrugën që na shpie drejt Allahut Teala duhet të kemi kujdes ndaj përtacisë, mërzisë dhe dembelizmit. Në të kundërt Allahu Teala e trajton robin (njeriun) sipas gjendjes së tij. Kur ndërpritet veprimi prej njeriut, ndërpritet edhe frymëzimi e begatia prej Zotit (xh.xh.). Kur njeriu i drejtohet Zotit, edhe Zoti (xh.sh.), i drejtohet njeriut. Në hadithin kudsij thuhet: *"Ai që më afrohet një pëllëmbë, i afrohem një pash."*[6] Domethënë se Allahu Teala jep shumë begati e frymëzim për pak përpjekje të njeriut. Ai jep grada të larta qoftë edhe për pak punë dhe shumë frymëzim e begati qoftë edhe për një drejtim/afrim të pjesshëm. Edhe në ajetin fisnik në të cilin thuhet: *"...Ruajuni Allahut! Allahu ju mëson ju..."*[7], Allahu Teala së pari ka përmendur devotshmërisë që i atribuohet njeriut, kurse të mësuarit që i përket Atij, e ka bërë rezultat të devotshmërisë duke e përmendur pas saj. Edhe shprehja që përdoret ndërmjet sufive (mistikëve): "Shërbimi nga muridi dhe frymëzimi nga shehu.", këtë kuptim mbart. Siç është i lidhur frymëzimi i Zotit me veprimtarinë e njeriut, po ashtu edhe frymëzimi i shehut është i lidhur me shërbimin e muridit. Ata që e kanë arritur Zotin në shkallën e ekstazës pa përpjekjen e tyre janë shumë të paktë dhe shumë të rrallë.

Ne e kemi kusht që t'i respektojmë në mënyrë të vazhdueshme edukatën dhe rregullat e kësaj rruge, ashtu që gjithmonë të marrim frymëzim. Mistikët thonë: "Ai që qëndron larg poseduesit të dhikrit dhe dhikrit, mbetet larg mëshirës." Sigurisht se këtu nuk synohen ata që e bëjnë dhikrin me një zemër të zgjuar dhe në përputhje me rregullat e tij. Për ata që e braktisin dhikrin dihet qartë se për shkak të lënies së tij do të privohen nga begatia shpirtërore dhe përfitimi prej saj. Andaj thuhet: "Ai që nuk ka dhikër, nuk ka as ardhmëri." Edhe ata që e bëjnë dhikrin në mënyrë të shkujdesur dhe sikur të ishte një traditë apo diçka e zakonshme, do të përballen me të njëjtat rezultate që përballen ata të cilët e lënë krejt dhikrin. Poeti Nabai e përshkruan si më poshtë gjendjen e njerëzve të tillë:

*"Buzët te dhikri, por mendja dhe zemra te kjo botë,*
*Kështu që mbetet i hezituar ndërmjet tyre."*

Frymëzimi dhe mëshira hyjnore në përgjithësi përngjasen me shiun, sepse uji i shiut bie me pika, është mjaft i pastër dhe i ëmbël. Kurse ujërat që gjenden në tokë në përgjithësi nuk janë kështu. Edhe Pejgamberi (a.s.), kur binte shi e hapte rrobën që shiu t'i binte në trup. Kur u pyet se përse vepronte kështu, u përgjigj: *"Ai sapo është krijuar dhe po vjen nga Zoti."*[8]

Po ashtu i Dërguari i Allahut (a.s.), në një hadith e ka ngjasuar udhëzimin dhe dijen që Allahu e ka dërguar nëpërmjet tij me shiun e begatë. Nëse ky shi bie në një tokë pjellore, toka e thith atë dhe kështu mbijnë bimë dhe barëra të shumta. Nëse bie në një tokë të shkretë, nuk e thith ujin, por e mban në sipërfaqe. Prej ujit që mblidhet aty përfitojnë njerëzit dhe kafshët. Nëse shiu bie një tokë të shkretë dhe të pjerrët, atëherë ajo as nuk e mban ujin, as nuk nxjerr bimë. Pejgamberi (a.s.), këtë gjendje e ka ngjasuar me një njeri që është i kuptueshëm në fenë e Allahut dhe që udhëzimi e dija i kanë bërë dobi atij. Kurse atë që e ngre kokën lart dhe nuk ia vë veshin fesë, e ka ngjasuar me njeriun që nuk e pranon udhëzimin.[9]

Frymëzimet e përfituara dhe gjendjet shpirtërore është e rëndësishme të përjetohen, zbatohen dhe shndërrohen në moral, në mënyrë që të mos bëhet të përkohshme. Një frymëzim i plotë nxjerr në pah besnikërinë ndaj sheriatit dhe edukatës. Një njeri që e arrin një frymëzim të tillë merr një kënaqësi të plotë nga adhurimet. Kjo kënaqësi e plot që merr prej ibadeteve nuk i ngjan asnjë lloj kënaqësie.

Ngaqë dija e vërtetë bëhet shkak për përmirësimin e botës shpirtërore është konsideruar si "fejz/begati-frymëzim", sepse fejzi në fakt është shpërthim dhe dalje e lumit nga shtrati. Edhe rezultati që duhet të arrihet është shpërthim i dijes nga zemra. Në këtë formë ajo e vadit dhe e gjallëron tokën e shkretë të trupit me këtë fejz të veçantë.

Së fundi, kapitali i dukshëm dhe ai shpirtëror i besimtarit janë frymëzimi dhe begatia e Allahut Teala, të cilat nuk kanë fund dhe nuk mbarojnë asnjëherë.[10]

6. Buhari, Tevhid 15, 35, 55, Teube 1; Muslim, Teube 1, Dhikr 2, 3, 19-22; Tirmidhi, Zuhd 51, Daavat 131; Ibn Maxhe, Edeb 58.

7. Bekare, 282.

8. Muslim, Istiska 13; Ebu Davud, Edeb 114.

9. Buhari, Ilm 20; Muslim, Fedail 15.

10. Për përgatitjen e këtij materiali kemi përfituar nga veprat e I - mail Hakkë Burseviu me titull "Tamamu'l-fejz fi babi'rr-rrixhal" dhe "Kitabu'n-Netixhe".

# Frymëzimi: Ushqimi i Zemrës

*Prof. dr. Sulejman Derin*

SOT PROBLEMI MË I MADH I YNI NDOSHTA ËSHTË HARRIMI I POTENCIALEVE SHPIRTËRORE DHE I BURIMEVE TË FRYMËZIMIT QË I POSEDOJMË PËR SHKAK TË BOTËKUPTIMIT MATERIALIST TË JETËS MODERNE DHE KONSIDERIMIT TË FESË VETËM SI NJË MJET PËR TË FITUAR SEVAPE E PËR TË HYRË NË XHENET. PASI SITUATA TË JETË E TILLË, DALIN NË PAH MYSLIMANË QË NUK U NDRYSHON BOTA E BRENDSHME EDHE PSE NGANJËHERË BËJNË VEPRA TË MIRA DHE QË POTENCIALI I TYRE NUK E ARRIN PËRSOSMËRINË.

Allahu Teala na ka krijuar me trup dhe me shpirt. Ngaqë trupi ynë vjen prej dheut, ai rritet dhe zhvillohet me furnizimet që përftohen nga sipërfaqja e tokës. Kurse shpirti ynë ngaqë është prej drite,




ushqehet me ushqime shpirtërore të cilat i quajmë fejz-frymëzim/begati. Fjala fejz e cila do të thotë kënaqësi shpirtërore, prehje shpirtërore, mirëqenie, begati, pjekuri dhe shpërthim e rrjedhje e ujit, është shumë e rëndësishme për mistikët. Sepse ata nuk janë të shqetësuar për trupin që do t'i bëhet kurban tokës, por për të ushqyer shpirtin i cili do të dalë në audiencën e Zotit (xh.xh.). Për këtë arsye, ata i kanë zbritur në minimum nevojat e kësaj bote dhe ia kanë dedikuar zhvillimit shpirtëror kohën dhe energjinë e tyre. Libri ynë i Shenjtë (Kurani) na ka njoftuar për të gjitha burimet e fejzit që janë të rëndësishme përgjatë zhvillimit të shpirtit dhe i Dërguari i Allahut, (a.s.), ka qenë një shembull i gjallë për ne duke i përjetuar vetë ato. Allahu Teala siç i ka bërë të ndryshme furnizimet materiale, i ka bërë të ndryshme edhe burimet e fejzit që është ushqimi shpirtëror. Dikush merr frymëzim më shumë duke lexuar fjalën e Allahut (xh.xh.), dikush merr duke dëgjuar kuvendet e të dashuruarve ndaj Zotit, dikush nga shërbimet e vakëfit (institucioneve të bamirësisë) dhe dikush tjetër nga dhikri e meditimi në kohën e seherit (kohën pak para agimit). Siç shprehen mistikët, rrugët që shkojnë te Allahu (xh.xh.), janë sa numri i frymëve që marrin krijesat. Allahu Teala ka krijuar një derë frymëzimi të përshtatshme me natyrshmërinë e çdo robi, në mënyrë që asnjë njeri të mos mbetet jashtë mëshirës hyjnore.

Murshidët i orientojnë muridët drejt burimit të fejzit që do të jetë i dobishëm për zhvillimin shpirtëror sipas gjendjeve të tyre, sepse qëllimi i atyre nuk është vetëm që t'i bëjnë njerëzit të fitojnë sevape, por t'i bëjnë të arrijnë gradat më të larta shpirtërore që mund të arrihen. Në këtë situatë, murshidi që ka fejz është udhërrëfyesi që e pjek muridin me energji shpirtërore dhe që e orienton atë drejt ibadeteve dhe veprave të mira më të përshtatshme me natyrshmërinë e tij. Përndryshe, nëse ua sugjerojmë të gjithëve çdo vepër të mirë që e dëgjojmë, e shkëput

frymëzimin. Ka prej njerëzve që marrim frymëzim më shumë prej mësimit të dijes, ka prej njerëzve që marrin frymëzim më shumë prej shërbimeve fetare, ka prej njerëzve që marrin frymëzim më shumë prej sohbeteve dhe ligjëratave fetare. Sot problemi më i madh i yni ndoshta është harrimi i potencialeve shpirtërore dhe i burimeve të frymëzimit që i posedojmë për shkak të botëkuptimit materialist të jetës moderne dhe konsiderimit të fesë vetëm si një mjet për të fituar sevape e për të hyrë në xhenet. Pasi situata të jetë e tillë, dalin në pah myslimanë që nuk u ndryshon bota e brendshme edhe pse nganjëherë bëjnë vepra të mira dhe që potenciali i tyre nuk e arrin përsosmërinë.

Mistikët para së gjithash e orientojnë njeriun drejt synimeve sublime. Përpjekjen e muridit në rrugën për t'u bërë mëkëmbësi i Allahut e kanë bërë më të rëndësishme se dëshira për të hyrë në xhenet. Miqtë e Allahut për ta arritur këtë qëllim nuk janë mjaftuar vetëm me farzet, por i kanë kryer me një seriozitet të madh ibadetet nafile të cilat tërheqin dashurinë e Allahut (xh.xh.). Udhërrëfyesi i tyre në këtë çështje është Pejgamberi ynë i Nderuar. I Dërguari i Allahut (a.s.), asnjëherë nuk e ka braktisur faljen e namazit, leximin e Kuranit, lutjen dhe meditimin në kohën e seherit që është koha më e begatë e natës. Madje këtë kohë e ka vlerësuar duke qëndruar ulur edhe në kohët kur ishte sëmurë apo kur nuk kishte fuqi për të qëndruar në këmbë. Kurse përgjatë ditës i nxirrte sahabët në horizontet më të gjera të përshpirtshmërisë me ligjëratat dhe kuvendet e tij. Kështu çdo sahab është bërë një yll më vete në qiellin e përshpirtshmërisë.

Ajo që duhet të bëjmë në këtë situatë është që të kërkojmë burimet e frymëzimit e begatisë së Pejgamberit dhe sahabëve. Mirësitë materiale i marrin të gjithë me dashje apo pa dashje, sepse dielli, shiu dhe natyra u shërbejnë të gjithëve qofshin besimtarë apo qofshin jobesimtarë. Kurse lloji i dytë, domethënë mirësitë shpirtërore u jepen vetëm atyre që i kërkojnë. Imam Rabbani e shpjegon si më poshtë këtë situatë:

"Begatia që vjen nga Allahu, Subhanehu ve Teala, është dy llojesh. E para: Begatitë si sjellja në ekzistencë, krijimi, furnizimi, dhënia e jetës, marrja e jetës, etj. E dyta: Begatitë në lidhje me besimin, urtësinë, profecinë dhe shkallët e larta në devotshmëri." (Mektubat, II, neni i 287-të.)

Allahu Teala sillet me bujari ndaj të gjithë robërve të Tij për sa i përket çështjes së furnizimit material e atij shpirtëror. Ai nuk u bën padrejtësi asnjërit prej robërve të Tij. Mirësitë janë në pah dhe të hapura ndaj të gjithëve. Për fat të keq, shumë prej robërve garojnë për të marrë mirësitë materiale. Kurse për mirësitë shpirtërore veprojnë me dembelizëm. Imam Rabbani e shpjegon si më poshtë të vërtetën se njerëzit e tillë të shkujdesur dhe jobesimtarë nuk i bëjnë padrejtësi askujt përveç vetes së tyre:

"Duhet ta dish se mirësitë si fëmijët, pasuria, udhëzimi dhe pjekuria që vijnë nga Allahu (xh. xh.), vijnë vazhdimisht dhe pa bërë ndarje ndërmjet njerëzve të zakonshëm dhe njerëzve elitarë, njerëzve të mirë dhe njerëzve të këqij. Ndryshimi te këto mirësi buron nga robërit. Ndërkohë që disa i pranojnë mirësitë, disa të tjerë nuk i pranojnë. ***"Allahu nuk u bëri padrejtësi atyre, por ata i bënin padrejtësi vetes së tyre."*** (Mu'minun, 55-56) (Mektubat, vëll. I, 164.)

Sipas Imam Rabbani mirësitë hyjnore e ngrohin botën e të gjithë njerëzimit pikërisht si dielli. Por ja që secili prej njerëzve përfiton nga dielli i udhëzimit sipas aftësisë dhe përpjekjes së vet. I njëjti diell disa njerëz i ndriçon, disa të tjerë i nxin:

"A nuk e sheh diellin? Edhe pse shkëlqen njëlloj mbi larësin e rrobave dhe mbi rrobat, larësit të rrobave ia nxin fytyrën, kurse rrobat i zbardh. Shkaku i mosmarrjes së begatisë që vjen nga Allahu Teala është largimi prej Tij, sepse Allahu i Lartësuar largohet prej atij që i largohet. Kështu detyrimisht ky person privohet nga mirësia." (Mektubat, vëll. I, 164.)

Ndërkohë që të gjitha gjallesat përfitojnë nga begatitë materiale të llojit të parë të Allahut Teala, nga lloji i dytë përfitojnë vetëm besimtarët e sinqertë që shqetësohen për pastërtinë e zemrës së tyre. Dyert e mirësive hyjnore u hapen atyre që kanë edukatë dhe që ia drejtojnë të gjithë zemrën e tyre flladeve të begative hyjnore. Ata që e shohin veten si të përsosur dhe pa asnjë nevojë ndërkohë që situata është e tillë, janë të mbyllur ndaj botës së frymëzimit hyjnor. Imam Rabbani e ka paralajmëruar si më poshtë një murid që nuk kishte prirje për të marrë frymëzim nga ai edhe pse kishte shkuar ta vizitonte:

"Këtë dijeni mirë! Keni ardhur deri këtu, i keni lodhur këmbët dhe u larguat shumë shpejt. Gjithashtu nuk gjetët mundësinë për t'i zbatuar disa rregulla të bisedës fetare. Qëllimi nga takimi dhe qëndrimi bashkë është ose për të qenë i dobishëm, ose për të përfituar. Nëse këto dy cilësi nuk gjenden në mexhlis (kuvendin fetar), atëherë ai kuvend fetar nuk ka asnjë vlerë. Njeriu që shkon në audiencën e dikujt prej të mëdhenjve, duhet të shkojë i zbrazur, në mënyrë që të mbushet. Ai duhet ta shfaqë dobësinë dhe nevojën e tij pranë tyre, në mënyrë që të meritojë dhembshurinë dhe frymëzimin e tyre. Ardhja i mbushur dhe si rrjedhojë ikja pa marrë asnjë gjë, nuk ka asnjë kuptim. Të qenët i tej mbushur dhe mungesa e dëshirës për të përfituar nuk janë gjë tjetër përveçse harbutëri." (Mektubat, vëll. I, neni i 157-të.)

Një njeri që dëshiron t'i plotësojë nevojat e tij materiale, aplikon te dyert e njerëzve të shtetit me një edukatë të plotë, por i njëjti njeri pandeh se është më i zgjuar se të gjithë kur bëhet fjalë për çështjet shpirtërore. Kështu mbetet i privuar nga frymëzimi i miqve të Zotit dhe i dijetarëve duke thënë: "Hum rixhal nahnu rixhal / Nëse ata kanë qenë burra, edhe ne jemi burra." Mevlana Xhelaleddin Rumia (k.s.), e shpreh si më poshtë mahnitjen ndaj të shkujdesurve që nuk i respektojnë njerëzit e përshpirtshmërisë ndërkohë që shfaqin respekt të pakufishëm ndaj njerëzve të zhytur në interesat e kësaj bote:

"Sa kontradiktor që je! Shkon te të verbrit (të shkujdesurit) me dëshirën për të arritur ndonjë pozitë dhe ulesh te dera duke iu përmbajtur edukatës me një prehje të plotë shpirtërore, ndërkohë e lë edukatën kur shkon pranë atyre që shikojnë (dijetarëve të urtë). Për këtë arsye je bërë dru (lëndë djegëse) për zjarrin e epshit. Meqë nuk kupton, atëherë je i privuar nga drita e udhëzimit. Andaj e zbukuron dhe stolis fytyrën për të verbrit dhe i hedh papastërti fytyrës në audiencën e atyre që shikojnë. Pastaj bën edhe naze me atë gjendjen e fëlliqur që ke." (vëll. II, 3221-24.)

Sipas Mevlanës shkaku më i madh i privimit nga frymëzimi i miqve të Zotit është mosrespekti ndaj të devotshmëve dhe mungesa e konsideratës së nevojshme kundrejt tyre. Kurse më e keqe se kjo është mundimi që u shkaktohet fetarëve dhe prijësve të përshpirtshmërisë. Pavarësisht se sot bëhen shumë punë të bukura, në shumicën e rasteve ky është shkaku që ka pak njerëz të devotshëm. Ebu Ali Thekafiu (v. 328), i cili ishte prej mistikëve të periudhës së hershme, thotë: "Nëse dikush merr pjesë në kuvendet e dijetarëve, por nuk i respekton ata, mbetet i privuar nga begatia dhe bereqeti hyjnor. Edhe drita që kanë dijetarët nuk kalon te ai."

Në këtë situatë kushti më i rëndësishëm për marrjen e frymëzimit është dashuria e madhe kundrejt murshidit që me të vërtetë e ka arritur përsosmërinë. Pa e dashur plotësisht murshidin nuk mund të përfitohet prej tij. Kur të ndjehet një dashuri e tillë, atëherë frymëzimi kalon nga një zemër në një zemër tjetër. Në këtë mënyrë muridi arrin përsosmërinë. Imam Rabbani e përshkruan siç vijon këtë bashkëveprim: "Metoda jonë për të qenë të dobishëm dhe për të përfituar është reflektimi. Muridi falë dashurisë që posedon gjithmonë merr ngjyrën e shehut të cilin e ndjek. Ai ndriçohet me dritën e tij nëpërmjet metodës së reflektimit... A nuk e shikon se shalqiri gjithmonë rritet me rrezet e diellit dhe më në fund piqet? Për këtë as shalqiri nuk ka nevojë ta dijë se po rritet, as dielli nuk ka nevojë ta dijë se gjëja që ka pjekur është shalqi." (Vëll. I, neni i 164-t.)

Imam Rabbani shprehet se kalimi i frymëzimit nga shehu te muridi nuk mund të kuptohet plotësisht në aspektin fizik dhe se kjo në fakt nuk është edhe aq e nevojshme. Ndoshta për këtë arsye metodat shpirtërore të frymëzimit mohohen nga shumë qarqe ngaqë nuk kuptohen drejt. Ndërkohë, nëse njeriu nuk e kupton diçka, nuk do të thotë se ajo nuk ekziston.

Sipas mistikëve edhe një kusht tjetër i marrjes së frymëzimit është që muridi të ketë durim dhe të mos nxitojë. Kur muridi t'i dorëzohet një shehu që e zbaton sheriatin, tarikatin dhe hakikatin, herët apo vonë do ta arrijë atë që synon. Kurse shejtani i cili është armiku më i madh i njeriut, i bën muridit vesvese në këtë mënyrë për ta larguar nga rruga e tij: "Për ty nuk ka frymëzim me këtë metodë. Shiko, u bë kaq shumë kohë që ti gjendesh në këtë derë, por akoma xhiron në vend." Mevlana u drejtohet atyre që kaplohen nga këto lloj ndjenjash:

"Shega e ndriçon të gjithë bahçen. Edhe kuvendi i të devotshmëve të bën prej të devotshmëve. Edhe nëse je gur apo mermer, bëhesh xhevahir nëse qëndron me një të devotshëm. Dashurinë ndaj të dëlirëve ngulite deri në brendësi të shpirtit tënd. Mos ia kushto zemrën ndonjë dashurie tjetër përveç dashurisë së atyre që e kanë zemrën e pastër. Mos shko te njerëzit e dëshpëruar, por te ata që kanë shpresë. Mos shko në errësirë, por dil në diell." (Mesnevi, I, 721-724.) Mevlana me këto fjalë shprehet se nuk ka vend për dëshpërim në botën shpirtërore dhe se frymëzimi e begatitë shpirtërore mund t'u vijnë befasisht ndonjë ditë atyre që bëjnë durim.

Si përfundim, ne që jemi udhëtarët e përshpirtshmërisë duhet të përpiqemi dhe të bëjmë durim për të qenë pranë burimeve të frymëzimit. Andaj duhet ta konsiderojmë pasuri vazhdimin e frekuentimit me dashurinë në mexhliset e dhikrit dhe ligjëratave fetare dhe qëndrimin bashkë me njerëzit e sinqertë e të devotshëm. Kohët që kanë shumë frymëzim e begati si koha para agimit (seherin), natën e xhuma, natën e Kadrit dhe ditët e Bajramit, duhet t'i vlerësojmë në mënyrë të mirëfilltë. Zemra duhet të na rrahë fort me dëshirën për t'u gjendur në Kabetull-llah (Qabenë e Shenjtë) që është qendra e frymëzimit, në Mesxhidu'n-Nebevi (Xhaminë e Pejgamberit) dhe në xhami që janë si filiale të këtyre. Sikundër kësaj, duhet të qëndrojmë larg gjërave me në qendër lojën e dëfrimin (e tepruar) që në përgjithësi ia shkëpusin frymëzimin njeriut siç janë interneti, televizori, media sociale, etj. Allahu Teala ua e lehtësoftë lexuesve tanë të shtrenjtë dhe neve arritjen te burimet e frymëzimit. Siç shprehet Mevlana (k.s.), Zoti na mbajttë larg vendeve që e çojnë dëm energjinë tonë shpirtërore siç e thith rëra ujin. Amin!

# Njerëzit dhe pozitat

*Ali Riza Temel*

ATA TË CILËT I KONSIDEROJNË SI AMANET POZITAT DHE POZICIONET E TYRE NË KËTË BOTË, U BËNË TË NDERUAR NGAQË NUK I TRADHTUAN KËTO AMANETE. ATA QË I KONSIDEROJNË ATO JO SI AMANETE, POR SI PRONË TË TYRE, DHE ATA QË PËRPIQEN T'I SHTYPIN DHE SHFRYTËZOJNË TË TJERËT ME FUQINË E TYRE, GJITHMONË JANË POSHTËRUAR. HISTORIA ËSHTË E MBUSHUR PLOT E PËRPLOT ME SHEMBUJ DOMETHËNËS TË KËTYRE.



Identiteti dhe personaliteti i vërtetë i njeriut dalin në pah me pozitën, mundësitë dhe shanset që posedon ai dhe me mënyrën se si i përdor këto. Mundësitë dhe shanset janë mjete për të provuar dhe testuar njerëzit. Koprracia dhe bujaria shfaqen me pasurinë, drejtësia dhe mizoria me pushtetin dhe pozitën, ndershmëria dhe imoraliteti me fuqinë seksuale. Për një person të varfër, nuk mund të bëhet fjalë për koprraci apo bujari. Për një person pa pushtet nuk mund të bëhet fjalë për drejtësi apo mizori. Për një person të tredhur nuk mund të bëhet fjalë për ndershmëri apo imoralitet.

Allahu i mban njerëzit përgjegjës në masën e mundësive dhe aftësive të tyre. Shtyllat e Islamit nuk janë pesë për të gjithë. Ai që është i pasur e jep zekatin dhe ai që ka mundësi e kryen haxhin. Agjërimin e mban ai që është i shëndetshëm. Obligativiteti i adhurimeve është i lidhur me kushtin e inteligjencës dhe arritjes së moshës së pubertetit.

Mundësitë dhe shanset bëjnë që disa njerëz të ngrihen dhe të tjerët të ulen. Boethius (v. 480) thotë në librin e tij 'Ngushëllimi i Filozofisë' (fq. 112): "Pozita e lartë që u jepet njerëzve të pandershëm nuk i bën ata të vlefshëm, ajo vetëm zbulon pavlefshmërinë e tyre. Disa njerëz nuk bëjnë keq ngaqë nuk kanë mundësi, ose thënë më saktë, nuk munden. Andaj thuhet se nëse macja do të kishte krahë, do t'i shfaroste harabelat."

Jeta është një sprovë nga fillimi deri në fund. ***"Ne ju sprovojmë me të keqen dhe të mirën për t'ju provuar."*** (Enbija, 35)

FUQIA E FITUAR NGA POZITA DHE AUTORITETI ËSHTË AMANET. AMANETI ËSHTË SI XHENAZET QË MBARTEN MBI SUPE PËR ATA QË KANË FUQI. NËSE BARTËSIT NUK I MBAJNË ATO NË SUPET E TYRE, (XHENAZET) BIEN. KURSE ATA QË QËNDROJNË NË KËMBË ME FUQINË DHE MUNDËSITË E TYRE, VEPROJNË PA (PASUR NEVOJË PËR) MBËSHTETJE.



Testi me pasurinë është më i vështirë se testi me varfërinë, sepse pasuria lind fuqinë dhe fuqia gradualisht e bën njeriun ta harrojë modestinë dhe e çon atë drejt një sjelljeje si Nemrudi dhe Faraoni. Në fakt, Zoti (xh.xh.), thotë: ***"Kur njeriu e sheh veten të vetëmjaftueshme, e kalon cakun."*** (Alak, 6-7)

Sigurisht që kjo situatë ka edhe përjashtime. Pejgamberi (a.s.), kishte të njëjtën modesti kur po shkonte fshehurazi nga Meka në Medine dhe kur hyri në Mekë si një komandant ngadhënjimtar. Sulejmani pavarësisht mbretërimit të tij të madh, nuk e harroi kurrë se ishte një rob i Zotit. Edhe Ebu Bekri, Omeri, Osmani dhe Aliu, radijall-llahu anhum, kanë përparuar gjithmonë në vijën e modestisë.

Ata që e harrojnë adhurimin ndaj Allahut (xh.xh.), i detyrojnë njerëzit si Faraoni të bëhen skllevërit e tyre kur të fitojnë pushtet. Ky është një helmim nga fuqia. Nëse Faraoni nuk do të kishte fuqi, a do të kishte pretenduar se ishte «zoti më i madh»? Edhe Nemrudi debatoi me Ibrahimin (a.s.), për shkak se u llastua prej fuqisë: ***"A nuk ke dëgjuar ti (Muhamed) për atë (Nemrudin) që bëri fjalë me Ibrahimin për Zotin e tij duke u llastuar ngaqë Allahu i kishte dhënë pushtet?"*** (Bekare, 258)

Elmallë thotë në tefsirin e tij mbi këtë çështje: "Nuk ka dyshim se pushteti dhe udhëheqja janë një bekim i madh hyjnor. Njerëzit duhet ta dinë se ata nuk janë poseduesit e vërtetë të tyre, por janë përfaqësuesit dhe poseduesit metaforikë të tyre. Për shkak se Nemrudi nuk e dinte këtë, ai u bë një nga zullumqarët që u privuan prej udhëzimit hyjnor."

Sulejmani ishte edhe profet, edhe mbret. Ai udhëhiqte xhindët dhe erën dhe kuptonte gjuhën e kafshëve. Pavarësisht nga kjo fuqi dhe mundësi që zotëronte, nuk u bë i llastuar dhe iu drejtua Atij që i jepte mirësitë. ***"Ne i falëm Davudit Sulejmanin. Sa rob i mrekullueshëm që ishte Sulejmani. Ai i drejtohej gjithnjë me pendesë Zotit! Kur një pasdite iu paraqitën kuajt këmbëshpejtë, ai tha: "Unë shfaqa dashuri të madhe për pasurinë (kuajt), ngaqë bëhej shkak për të më kujtuar Zotin…"*** (Sad, 32-33) Prej këtyre ajeteve kuptojmë se mirësitë disa i bëjnë ta harrojnë poseduesin e vërtetë, Allahun (xh.xh.), kurse disa të tjerëve ua kujtojnë poseduesin e vërtetë të çdo gjëje, Zotin e Lartësuar. ***"Thuaj*** (o Muhamed)***: "O Allah, Zotëruesi i gjithë Pushtetit! Ti ia jep pushtetin kujt të duash dhe ia heq kujt të duash; Ti lartëson kë të duash dhe poshtëron kë të duash. Çdo e mirë është në Dorën Tënde! Ti je vërtet i Plotfuqishëm për çdo gjë."*** (Al Imran, 26) Allahu i Madhëruar e lartësoi Sulejmanin (a.s.), i cili besonte se Zoti ishte pronari i vërtetë i çdo gjëje, kurse e poshtëroi Nemrudin dhe Faraonin që mendonin se ata vetë ishin poseduesit e çdo gjëje.

Ata të cilët i konsiderojnë si amanet pozitat dhe pozicionet e tyre në këtë botë, u bënë të nderuar ngaqë nuk i tradhtuan këto amanete. Ata që i konsiderojnë ato jo si amanete, por si pronë të tyre, dhe ata që përpiqen t'i shtypin dhe shfrytëzojnë të tjerët me fuqinë e tyre, gjithmonë janë poshtëruar. Historia është e mbushur plot e përplot me shembuj domethënës të këtyre.

Në fakt, njerëzit nuk fitojnë vlerë me pozitat e tyre, përkundrazi, pozitat fitojnë vlerë me njerëzit. Andaj thuhet se nderi i vendit vjen nga ata që gjenden në atë vend (që banojnë në atë vend).

Kur Ebu Bekr es-Sidiku i propozoi detyrën e kalifit Omerit (r.a.), Omeri i tha: "Unë nuk kam nevojë për detyrën e kalifit." Ebu Bekri (r.a.), i tha: "Por kalifati ka nevojë për ty."

Fuqia e fituar nga pozita dhe autoriteti është ama-



net. Amaneti është si xhenazet që mbarten mbi supe për ata që kanë fuqi. Nëse bartësit nuk i mbajnë ato në supet e tyre, (xhenazet) bien. Kurse ata që qëndrojnë në këmbë me fuqinë dhe mundësitë e tyre, veprojnë pa (pasur nevojë për) mbështetje.

Ata që i konsiderojnë pozitat dhe autoritetet si amanete nuk ndihen të trishtuar kur largohen nga këto pozicione, sepse njeriu trishtohet kur humbet pronën e tij. Kurse amanetin dëshiron t'ia dorëzojë pa asnjë mangësi të zotit të tij sa më shpejt të jetë e mundur, sepse amaneti përmban përgjegjësi të rëndë. Pranimi dhe mbrojtja e amaneteve është virtyt, kurse marrja përsipër e tyre për interesa vetjake dhe famë, është budallallëk.

Ebu Dherr el-Gifari (r.a.), tregon: (Resulullahut) i thashë: "O i Dërguari i Allahut! A nuk do të më emëroni prefekt?" I Dërguari i Allahut (a.s.), më tha duke më goditur me dorë në shpatull:

"*O Ebu Dherr! Ti je një njeri i dobët. Kurse detyra që kërkon është një amanet. Përveç atyre që me kompetencë e marrin këtë amanet dhe e kryejnë atë që u takon, kjo detyrë* (për të tjerët) *do të kthehet në turp dhe keqardhje në Ditën e Gjykimit.*" (Rijadu's-Salihin, hadithi nr: 677.)

Pejgamberi (a.s.), i ka thënë Abdurrahman ibn Semures:

*"O Abdurrahman ibn Semure! Mos i kërkon askujt një detyrë udhëheqjeje, sepse, nëse kjo detyrë të jepet pa kërkesën tënde, Allahu do të të ndihmojë. Nëse të jepet ngaqë e kërkon ti, nuk do të marrësh ndihmë nga Allahu."* (Rijadu's-Salihin, hadithi nr: 675.)

Ata që kërkojnë një detyrë edhe pse nuk janë të denjë për të, zakonisht i përdorin këto detyra dhe mundësi për interesat e tyre personale. Ata ua dhurojnë mundësitë shtetërore të afërmve të tyre. Kjo situatë në përgjithësi i turpëron mbajtësit e autoritetit në këtë botë dhe absolutisht në botën e përtejme.

Nga ana tjetër, nuk është e drejtë që ata të cilët janë kompetentë të heqin dorë nga përgjegjësia dhe të mos ndërmarrin një detyrë. Përndryshe, detyrat dhe autoritetet do t'u lihen njerëzve të paaftë, që në një farë mënyre nënkupton dënimin e shoqërisë dhe rënien e sistemit. Marrja përsipër e një detyre për t'i shërbyer shoqërisë pa pritur ndonjë përfitim personal është ibadet. Kjo ka të bëjë me sakrificën për të tjerët. Kështu, kur Jusufi (a.s.), fitoi prestigj te mbreti, ai i bëri propozimin e mëposhtëm: ***"... Më cakto përgjegjës të depove të vendit, sepse unë jam ruajtës dhe njohës*** (i mirë i këtyre punëve)***."*** (Jusuf, 55)

Kur Jusufi mori drejtimin financiar, ai i dha rëndësi bujqësisë dhe rriti prodhimin. Mallrat e tepërta i grumbulloi. Përgjatë viteve të urisë, edhe u plotësuan nevojat e vendit, edhe u fituan shumë të ardhura duke bërë eksporte.

Përpikëria e të Dërguarit të Allahut (a.s.), në lidhje me çështjen e dhënies së detyrave; nxjerr në pah rëndësinë e autoritetit dhe pozitave dhe nevojën për një ekzaminim të përpiktë të njerëzve që do të caktohen në krye të këtyre detyrave.

Dihet se çfarë i kanë bërë botës sonë ata që luftojnë për pushtet dhe interesat e tyre personale. Shkaqet kryesore të luftërave, grindjeve, gjakderdhjeve dhe vatrave të shkatërruara përgjatë historisë janë sundimtarët lakmitarë. Kur këta njerëz të privuar dhe skllevër të vetvetes u përpoqën të bëhen udhëheqës të të tjerëve, gjithçka u kthye përmbys, madje e gjithë bota u shndërrua në një vatër zjarri.

Andaj ata thonë: "Së pari siguria e jetës (e vetes), pastaj siguria e botës." Nëse marrin përsipër grada dhe pozita ata që nuk janë në gjendje të kontrollojnë vetveten, ata që janë skllevër të pasioneve të tyre, atëherë mjerë për gjendjen e njerëzve të lirë! Në këtë rast, nuk mund të flitet as për liri. Andaj le ta dëgjojmë urdhrin e mëposhtëm të Zotit (xh.xh.): ***"Allahu ju urdhëron që amanetet t'ua ktheni atyre që u përkasin dhe, kur të gjykoni midis njerëzve, të gjykoni drejt. Vërtet, Allahu ju këshillon mrekullueshëm dhe vërtet, Allahu dëgjon çdo gjë dhe vështron të gjitha punët!"*** (Nisa, 58)

# Marrëdhëniet me të afërmit

*Dr. Adem Ergyl*

ZOTI (XH.XH.), NË LIBRIN TONË TË SHENJTË URDHËRON SHPESH PËR VIZITËN DHE KUJDESIN NDAJ TË AFËRMVE. BRENDA KËTIJ KUJDESI PËRFSHIHEN INTERESIMI DHE KOMUNIKIMI I SHUMANSHËM SI VIZITAT, NDERIMET, PLOTËSIMI I NEVOJAVE, NDARJA E GËZIMEVE DHE HIDHËRIMEVE, DHËNIA E DHURATAVE NË MËNYRË TË NDËRSJELLË DHE DHËNIA E SELAMIT NË MËNYRË RECIPROKE.




Ebu Hurejre, (r.a.), transmeton se i Dërguari i Allahut (a.s.), ka thënë:

*“Kur Allahu Teala e përfundoi punën e krijimit të krijesave, lidhja farefisnore u ngrit në këmbë dhe tha:*

*“Ky qëndrim (në audiencën Tënde) është qëndrimi i atyre që strehohen te Ti nga ai që i shkëput lidhjet me të afërmit.”*

*Allahu Teala e pyeti:*

*“Shumë mirë, por a nuk je e kënaqur që ta mbroj atë që të mban ty dhe të mos e mëshiroj atë që e shkëput lidhjen me ty?”*

*Lidhja farefisnore tha:*

*"Po, jam e kënaqur."*

*Nisur nga kjo përgjigje Allahu i Lartësuar i tha:*

*"Kjo e drejtë të është dhënë."*

Pasi Resulullahu, alejhi's-selam, i tha këto, u shpreh:

*"Nëse dëshironi lexoni këtë ajet* (që e vërteton këtë):

***"Nëse ju*** (o hipokritë) ***do të kalonit në krye të punës*** (do të vinit në pushtet)***, atëherë do të bënit ngatërresa në Tokë dhe do t'i shkatërronit lidhjet farefisnore. Këta janë ata, të cilët Allahu i ka mallkuar, i ka bërë të shurdhër dhe ua ka verbuar shikimin."*** (Muhamed, 22-23) (Buhari, Komentimi i sures Muhammed, Edeb, 13, Tevhid, 35; Muslim, Birr, 16.)

Kur themi "besimtar" dhe "rrethet e përgjegjësisë", përpara na del një tablo e tillë: Rrethi më i afërt i përgjegjësisë është vetë njeriu. Pastaj është familja e tij që përbëhet nga prindërit, bashkëshortja dhe fëmijët. Pastaj vijnë të afërmit e familjes që janë formuar nga prejardhja apo nga lidhjet martesore. Dhe më në fund vijnë fqinjët, shokët, vëllezërit besimtarë dhe e gjitha familja njerëzore... Këto rrethe mund t'i zgjeroni deri te gjallesat dhe krijesat e tjera. Ne kemi përgjegjësi për secilin prej këtyre rretheve. Sasia dhe natyra e këtyre marrëdhënieve po ashtu radhitet sipas formës që dhamë më sipër. Kjo radhitje në të njëjtën kohë është edhe radhitja nga "më e rëndësishmja te e rëndësishmja".

Zoti (xh.xh.), në librin tonë të shenjtë urdhëron shpesh për vizitën dhe kujdesin ndaj të afërmve



(Sila-i rrahim).[1] Brenda këtij kujdesi përfshihen interesimi dhe komunikimi i shumanshëm si vizitat, nderimet, plotësimi i nevojave, ndarja e gëzimeve dhe hidhërimeve, dhënia e dhuratave në mënyrë të ndërsjellë dhe dhënia e selamit në mënyrë reciproke.

Në ajetet që flasin rreth të afërmve bien në sy dy koncepte: Koncepti i parë është fjala "ihsan" që do të thotë "mirësi, nderim, lloji më i bukur i një marrëdhënieje dhe shfaqje e sjelljeve të bukura sipas metodës islame". Kurse koncepti tjetër është fjala "i'ta" që do të thotë "të japësh" dhe madje "të japësh jo duke e thirrur, por duke i shkuar vetë pranë". Domethënë, Zoti ynë i Cili është i Gjithëmëshirshëm dhe Mëshirëplotë, kërkon që marrëdhëniet tona me të afërmit t'i mbajmë në formën e një zinxhiri marrëdhëniesh që nuk këputet dhe që e përfshin kujdesin ndaj tyre brenda kornizës së respektit, butësisë, infakut, modestisë dhe mirësjelljes. Kurse një çështje tjetër që spikat te këto marrëdhënie është rëndësia që duhet t'u japim atyre jo për t'u marrë ndonjë gjë, por për t'u dhënë, jo për të pritur derisa të vijnë ata, por për të shkuar e për t'i vizituar atë. Hadithi fisnik i mëposhtëm e tregon qartë këtë të fshehtë:

Ebu Hurejre, radijall-llahu anh, transmeton se një burrë tha:

"O i Dërguari i Allahut! Unë kam të afërm. Unë i vizitoj ata, por ata nuk vijnë te unë për vizitë. Unë u bëj mirë atyre, kurse ata më bëjnë keq. Unë sillem me mirëkuptim ndaj atyre, kurse ata sillen keq ndaj meje."

Nisur nga këto fjalë Resulullahu (a.s.), tha:

*"Nëse vepron ashtu siç thua, ua ke dhënë hakun atyre. Përderisa ti të sillesh në këtë mënyrë, ndihma e Allahut do të jetë me ty."* (Muslim, Birr, 22.)

Po ashtu Abdullah ibn Amr ibn Asi (r.a.), transmeton se i Dërguari i Allahut (a.s.), ka thënë:

*"Ai që i përgjigjet në mënyrë të njëjtë mirësisë që ia bën i afërmi i tij, nuk konsiderohet se është përkujdesur për të. Njeriun që përkujdeset për të afërmit është ai që vazhdon t'u bëjë mirësi atyre edhe kur ata e shkëpusin interesimin me të."* (Buhari, Edeb, 15. Përveç të tjerash shik. Ebu Davud, Zekat, 45.)

Nëse Allahu dhe i Dërguari i Tij flasin shpesh për

1. Shik. Surja Bekare, 83, 177, 180, 215; Al Imran, 45; Surja Nisa, 7, 8, 135.

NËSE ALLAHU DHE I DËRGUARI I TIJ FLASIN SHPESH PËR NJË ÇËSHTJE, DO TË THOTË SE NË ATË ÇËSHTJE KA SHUMË NËNVLERËSIM DHE BËHEN GABIME. NJËRA PREJ KËTYRE ÇËSHTJEVE (QË PËRMENDEN SHPESH NGA ALLAHU DHE I DËRGUARI I TIJ) ËSHTË ÇËSHTJA E TË DREJTAVE TË TË AFËRMVE. NJERIU SHPESH HERË I HARRON TË AFËRMIT DHE PËRPIQET TË KUJDESET E TË NDIHMOJË DIKË QË ËSHTË LARG.



një çështje, do të thotë se në atë çështje ka shumë nënvlerësim dhe bëhen gabime. Njëra prej këtyre çështjeve (që përmenden shpesh nga Allahu dhe i Dërguari i Tij) është çështja e të drejtave të të afërmve. Njeriu shpesh herë i harron të afërmit dhe përpiqet të kujdeset e të ndihmojë dikë që është larg. Edhe sëmundja e intolerancës vihet re më shumë ndërmjet të afërmve. Madje gjendja shkon deri në atë masë saqë, nëse vetes i shtohet mirëqenia dhe i afërmi bie në vështirësi e nevojë, kjo i jep atij një ndjenjë të fshehtë lumturie në thellësitë e nefsit të tij. Në fakt kjo situatë është një prej projekteve të nefsu'l-emmares dhe shejtanit për ta privuar njeriun nga mirësitë e mëdha. Ndërkohë mirësia dhe nderimi që bëhet ndaj të afërmve kanë më shumë shpërblim se mirësia dhe nderimi që bëhen ndaj të tjerëve. I Dërguari i Allahut, paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të, ka thënë:

*"Lëmosha që i jepet të varfrit është një lëmoshë, kurse lëmosha që i jepet të afërmit është si dy lëmosha. Njëri është sevapi i lëmoshë, kurse tjetri është sevapi i përkujdesjes ndaj të afërmve."* (Tirmidhi, Zekat, 26. Përveç të tjerash shik. Ebu Davud, Saum, 21.)

Pejgamberët të cilët janë prijësit e miqve të Zotit, janë përfaqësuesit e sjelljeve më shembullore e më të bukura edhe në marrëdhëniet me të afërmit. Këto fjalë që ia ka thënë nëna jonë, Hazreti Hatixheja, të Dashurit të Allahut (Resulullahut) i cili u kthye në shtëpi i shqetësuar pas takimit të parë me Xhebrailin (a.s.), në shpellën Hira në malin Nur, janë të rralla në këtë kontekst:

*"Betohem në Allahun se Allahu, xhel-le xhelaluhu, asnjëherë nuk të turpëron ty, sepse ti i mbron të afërmit, merr përsipër barrën e atyre që nuk kanë mundësi ta kryejnë punën e tyre, u jep të varfërve, bën mirësi aq sa nuk bën askush, e nderon mysafirin dhe i ndihmon njerëzit përgjatë ngjarjeve që ndodhin në rrugë të Zotit..."* (Buhari, Bed'u'l-Vahj, 1, Enbija, 21, Tefsir, 96; Muslim, Iman, 252.)

Edhe miqtë e Zotit që e konsiderojnë të shenjtë çdo urdhër të Allahut (xh.xh.) dhe të të Dërguarit të Allahut (a.s.), kanë formuar marrëdhënie jashtëzakonisht shumë të ndjeshme për sa i përket çështjes së të afërmve. Ata kanë pasur një marrëdhënie në statusin "ihsan" me plot kuptimin e fjalës.

Hz. Aliu, kerremall-llahu vexhheh, ka thënë: "Për mua është më e dashur t'i ndihmoj me një dërhem njërit prej vëllezërve të mi sesa t'u jap si infak të tjerëve njëzet dërhemë."[2]

Edhe Amr ibn Dinari thoshte: "Këtë dijeni mirë se, përveç urdhrave që janë farz nuk ka ndonjë vepër më të shpërblyer sesa hedhja e një hapi me qëllimin për të vizituar të afërmit."[3]

Pothuajse për çdo mik të Zotit është e mundur të jepen shembuj të panumërt prej sjelljeve dhe fjalëve shembullore të tyre rreth kësaj fushe. Por ne në këtë seri shkrimesh dëshirojmë t'i japim vend në formë tablosh ndjeshmërisë ndaj vizitës dhe marrëdhënieve ndaj të afërmve që kishte Sahibu'l-Vefa, Musa Efendi (k.s.), i cili ka shfaqur një shëmbëlltyrë të madhe me rëndësinë që u ka kushtuar të afërmve. Sepse ai, edhe pse kishte një rreth të gjerë familjar, ia doli mbanë të kishte një interesim dhe komunikim të veçantë me secilin prej nipave, mbesave dhe deri te nuset e reja që i bashkoheshin familjes. Këtë arriti ta bëjë falë mirësisë së Zotit (xh.xh.). I ndjeri, hoxha Ali Jakup Xhenkçileri ka thënë kështu rreth këtij aspekti të Musa Efendit:

"Edhe nëse Musa beu nuk bën asnjë gjë, i mjafton atij si mirësi përkujdesja ndaj kësaj familjeje të madhe dhe orientimi i saj."

2. Gazzali, Ihja, I, 220.
3. Ibn Ebi'd-Dunja, Mekarimu'l-ahlak, fq. 62.



# SI TË MENAXHOJMË KOHËN NË EPOKËN E SHPËRQENDRIMIT?

*Msc. Zamira Puka | Saelda Rrahi*

Ndër gjërat më të vyera që Allahu (xh.sh) na ka nderuar si njerëz është koha. Kështu, ne jemi të lirë të vendosim se si ta shpenzojmë kohën tonë. Ajo çfarë realisht bën ndryshimin, është se jo të gjithë e vlerësojmë siç duhet mënyrën sesi e shpenzojmë atë. Veçanërisht ne, si besimtarë muslimanë, duhet ta shfrytëzojmë kohën në mënyrën më të mirë të mundshme, që të kemi dobi prej saj në këtë botë e gjithashtu në botën tjetër. Shpesh herë pyesim veten: A e menaxhojmë kohën siç duhet?! Nëse përgjigja është jo, si mund ta menaxhojmë atë siç duhet?

Por, së pari le të hedhim një vështrim mbi **rëndësinë e kohës në fenë Islame.** Allahu (xh.sh) në shumë sure është betuar në kohën, gjë që tregon se sa shumë vlerë i ka dhënë asaj.

Në suren Duha, Allahu (xh.sh) thotë: "**Pasha paraditen. Pasha natën kur e shtrin errësirën.**"[1] Gjithashtu edhe në suren Asr thotë: "**Pasha kohën** (e ndërmjetme)**! Me të vërtetë, njeriu është në humbje**"[2]

1. Sure Duha, ajeti 1-2.
2. Sure Asr, ajeti 1-2.

Po pse Allahu xh.sh i ka dhënë kaq rëndësi kohës? Në fakt, vetë koha është jeta e njeriut!. Sa më shumë ta vlerësojmë atë, aq më të suksesshëm do jemi, si në këtë botë ashtu edhe në botën tjetër. Shpesh kohën e krahasojnë me floririn, duke e konsideruar atë të çmuar, por në të vërtetë ne Islam, koha ka më shumë vlerë se floriri e gjërat e tjera materiale, sepse gjërat materiale mund të kthehen përsëri, por koha asnjëherë jo!

*Hasen El-Basri ka thënë: "**Çdo ditë që lind dielli, një zë thërret: O biri i Ademit! Unë jam një ditë e re dhe do të dëshmoj për veprat e tua, prandaj më shfrytëzo se nuk kthehem gjer ditën e Kiametit! "O biri i Ademit! Jeta jote përbëhet nga ditë. Nëse ikën një ditë, ka ikur një pjesë e jetës tënde dhe nëse ikën një pjesë, shumë shpejt do të përfundojë e gjithë jeta."***

Allahu (xh.sh) kohëzgjatjen e ditës e ka bërë të njëjtë për të gjithë njerëzit, por **pse disa arrijnë të bëjnë më shumë gjëra në një ditë sesa të tjerët? Pse disa njerëz janë më të suksesshëm se të tjerët?**

Në njërën anë, kemi ato të cilët e kanë kuptuar vlerën e kohës dhe e konsiderojnë çdo moment si të çmuar. Këto janë njerëzit e suksesshëm, të cilët kanë një qëllim në mendjen e tyre dhe e konsiderojnë kohën si një mjet të çmuar për të realizuar atë. Jo vetëm kaq, por edhe kur shkojnë në flenë, ata mendojnë. se si duhet ta organizojnë ditën tjetër. *Ibn Ukejl el-Hanbeliu ka thënë: "Unë nuk ia lejoj vetes sime ta humbas as edhe një çast nga koha ime. Nëse gjuha ime lodhet duke lexuar dhe diskutuar, nëse sytë më lodhen duke shikuar në libra, atëherë shtrihem për të pushuar dhe duke qëndruar ashtu filloj të meditoj. Kështu, nuk më ndodhë të çohem e të mos e kam idenë se për çfarë do të shkruaj."*[3]

Ndërsa në anën tjetër kemi atë kategori njerëzish, që koha për ata ka humbur vlerën e vërtetë. Ato zgjohen çdo ditë dhe mendojnë si ta shtyjnë dhe këtë ditë të sotme. Këto njerëz ose e shtyjnë kohën në gjëra jo të dobishme e të pavlera, ose duke numëruar punët e tjerëve, ose.... A mendojnë këto njerëz në fund të ditës, mënyrën se si e kanë menaxhuar atë? Të vrasësh një ditë nga jeta jote është sikur të vrasësh veten çdo ditë pak e nga pak duke mos e kuptuar.

*Ibn Kajjimi ka thënë: "Humbja e kohës është më e rëndë se vdekja, sepse nëse vdekja të ndan nga dynjaja, humbja e kohës të ndan nga Allahu!"*[4]

Në ditët e sotme është bërë çdo ditë e më tepër e vështirë të menaxhojmë kohën tonë dhe t'i japim çdo gjëje vlerën e duhur. Me përdorimin e teknologjisë, me të vërtetë janë thjeshtuar shumë gjëra, por është shtuar edhe shpërqendrimi. Rrjetet sociale po na marrin shumë kohë, sidomos rinia e sotme po harxhon një pjesë të konsiderueshme të kohës në përdorimin e tyre.

Këtu po japim **7 këshilla si të menaxhojmë kohën në këtë epokë të shpërqendrimit:**

## 1- ZGJOHUNI HERËT!

Ndonjëherë mund të jetë e vështirë të zgjoheni herët në mëngjes. Kur zgjoheni herët, jo vetëm që keni më shumë kohë për veten, por gjithashtu edhe për të përmenduar e adhuruar Allahun (xh.sh). Veprimet që kërkojnë më shumë energji, mundohuni t'i kryejni herët në mëngjes, sepse produktiviteti i truri është më i lartë.

Profeti Muhammed paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi të, është lutur për ummetin e tij, duke thënë: ***"O Allah, bekoje ummetin tim, në mëngjeset e tyre të hershme!"***[5]

## 2- FILLONI DHE MBARONI DITËN TUAJ ME NJË QËLLIM TË CAKTUAR!

Organizimi i ditës suaj varet nga qëllimi, që do i vendosni vetes për atë ditë. Prandaj çdo mëngjes duhet të shpenzoni 20 deri në 30 minuta për të shkruar ose reflektuar se çfarë duhet të bëni gjatë ditës. Në fund të ditës shikoni ato gjëra të cilat nuk i keni realizuar dhe i shkruani në listën e veprimeve për ditën tjetër. Në këtë mënyrë, organizoni ditën tuaj duke kryer çdo veprim njëri pas tjetrit, duke mos i lënë ato për ditën tjetër, sepse e dini që lista për ditën tjetër mund të bëhet edhe më e gjatë.

*Për këtë Profeti (a.s) ka thënë: "Shfrytëzo 5 gjëra para 5 të tjerave!*

- *Rininë para se te vijë pleqëria.*
- *Shëndetin para sëmundjes.*
- *Pasurinë para varfërisë.*
- *Kohën e lirë para se te jesh i zënë me punë.*
- *Jetën para se të vije vdekja."*[6]

## 3- ELIMINONI NGA DITA JUAJ GJËRAT E PADOBISHME!

Jo rrallë herë ne e humbim kohën në disa aktivitete që nuk sjellin dobi, as në këtë botë e as në botën tjetër dhe bëjmë veprime, të cilat ia humbin vlerën kohës sonë. Disa veprime të padobishme mund të jenë:

- Të harxhojmë shumë kohë në rrjetet sociale (pjesën më të madhe të ditës)

- Të flasim me orë të tëra në telefon për gjëra të padobishme.

3. Ibn Xheuzi, El-Muntedhim, 9/214.

4. Ibn Kajjim el-Xhevzi, El-Fevaid, fq. 31.

5. Transmeton Ebu Davudi, Tirmidhiu, Ibn Maxhe dhe Ahmedi.

6. Transmeton Tirmidhiu.



- Të harxhojmë shumë kohë duke shikuar televizor.

Kjo nuk do të thotë se nuk duhet të përdorim rrjetet sociale, të mos shikojmë televizor apo të telefonojmë të tjerët, por duhet t'i japim atyre kohën e duhur, duke mos e tejkaluar atë.

*Allahu (xh.sh) ka thënë:* ***"Të suksesshëm janë besimtarët… ata që shmangen nga fjalët e kota"***[7]

## 4- VENDOSNI NJË DISIPLINË PËR VETEN!

Për menaxhimin sa më efektive të kohës është e nevojshme vetë-disiplina. Duhet të jeni tepër të përpiktë për t'iu përmbajtur kohës dhe orareve, duke mos u shpërqendruar nga gjërat e padobishme, të cilat mundohen të ju tërheqin më shumë afër vetes. Islami, nëpërmjet adhurimeve të ndryshme që ne kryejmë gjatë ditës, na mëson vetë-disiplinën, duke na treguar se si ta përdorim atë edhe në fusha të tjera të jetës. E vetmja gjë që mund ta lërë në një anë shpërqendrimin, është disiplina. Prandaj është shumë e rëndësishme që çdo besimtar musliman ta bëjë disiplinën pjesë së jetës së tij.

*Profeti (a.s ) ka thënë:* ***"Mësojeni fëmijën tuaj të lutet, kur të bëhet shtatë vjeç dhe ndëshkojeni atë për mosrespektimin e tij që në moshën dhjetëvjeçare!"***[8] *(Tirmidhi Nr. 407).*

Nga ky hadith, mund të kuptojmë se sa e rëndësishme është disiplina për ne si besimtarë. Ne duhet t'i mësojmë fëmijët tonë që në moshë të vogël ta organizojnë ditën e tyrë në mënyrë të disiplinuar.

## 5- NDAJENI PUNËN NË PJESË TË VOGLA!

Nëse keni një punë e cila kërkon shumë kohë, nuk duhet ta lëni që ta bëni në momentin e fundit, por duhet ta kryeni atë, pak nga pak, në ditë të ndryshme. Në këtë mënyrë e shijoni më shumë atë dhe gjithashtu arrini ta mbaroni në kohën e duhur. Për shembull, nëse keni për të lexuar një libër me 300 faqe, të cilin duhet ta kryeni për 10 ditë, lexoni çdo ditë nga 30 faqe Në këtë mënyrë nuk do keni ndonjë rëndesë dhe ndikim në punët dhe aktivitetet e ndryshme që keni gjatë ditës, por edhe do ta kryeni në kohë, duke mos e lënë për momentin e fundit. Realisht njerëzit që kryejnë një punë në momentin e fundit, në të vërtetë nuk përfitojnë nga ajo punë, sepse mendja e tyre qëndron tek koha e cila po mbaron dhe jo tek ajo çfarë po bëjnë.

7. *Surja Mu'minun, ajeti 1- 3.*

8. Transmeton Tirmidhiu.

Këtë urtësi ne mund ta shikojmë edhe në zbritjen e Kuranit. Famëlartë. Pse Allahu (xh.sh) e zbriti atë pjesë - pjesë, kur Ai mund ta zbriste të gjithin në të njëjtën kohë?! Ai e zbriti Kuranin pjesë-pjesë, për t'i dhënë njerëzve kohën e duhur për ta kuptuar dhe për të reflektuar mbi të. Të njëjtën teknikë duhet të përdorë muslimani edhe në detyrat dhe aktivitetet e tij të përditshme, në mënyrë qe të jetë sa më i suksesshëm.

## 6- JEPI ÇDO GJËJE RËNDËSINË E DUHUR!

Shumë njerëz kanë tendencën të kryejnë shumë veprime në të njëjtën kohë, në mënyrë që të kenë më shumë kohë të lirë. Por kjo gjë nuk këshillohet për jetën e përditshme, sepse duke bërë shumë veprime në të njëjtën kohë, asnjërës nuk i jepet rëndësia e duhur. Organizimi i ditës duhet bërë, duke marrë parasysh, që çdo aktivitet të ketë orarin e caktuar, sepse nuk është ë rëndësishme vetëm të kryejmë diçka, por e rëndësishme është se, a e kemi kryer siç duhet atë, duke i dhënë kohën dhe momentin e duhur?!

Profeti Muhammed a.s ka theksuar rëndësinë e përsosjes së punës, duke thënë:

***"Allahu e do, që sa herë që ndonjëri prej jush të bëjë diçka, ta përsosë atë!"***[9]

## 7- JETONI PËR SOT EDHE PËR NESËR!

Nëse bëni diçka sot, duhet të mendoni që ajo gjë do ju sjellë dobi edhe nesër. Duhet të siguroheni që veprimet që ndërmerrni sot, janë të lidhura nëpërmjet qëllimeve tuaja. Prandaj nëse muslimani vepron diçka, ai mendon edhe për gjurmët dhe pasojën që lë veprimi i tij nesër. Kështu nëse sot bëni diçka për të kënaqur Allahun, atëherë nesër në ditën e gjykimit, kur të keni vërtet nevojë për ato vepra, ato do të jenë atje për ju, për t'ju ndihmuar për të hyrë në Xhenet. Këshillohet që muslimani duhet të punojë për këtë botë, sikur të jetojë në të përgjithmonë, ndërsa të punojë për botën tjetër sikur do vdesësh nesër.

Le të tregojë kujdes secili nga ndaj kohës së vet dhe mënyrës se si e menaxhon atë, sepse kështu ka menaxhuar jetën e tij, të cilën Allahu ia ka dhënë në këtë botë. Le t'i kushtojë rëndësi gjërave të duhura, e t'i japim më pak kohë gjërave të parëndësishme, në mënyrë që të arrijmë lumturinë dhe suksesin si në këtë botë ashtu edhe në botën tjetër.

9. Transmeton Taberani. (Hadith sahih)

# Edukimi kërkon shëmbëlltyrë

*Asuman Dyzgyn*

NDËRSA FËMIJËT MËSOJNË TË JENË INDIVIDË SOCIALË, NË TË NJËJTËN KOHË NDJEJNË NEVOJË PËR NJË SHEMBULL QË MUND TA KOPJOJNË DERI NË DETAJET MË TË VOGLA. PRINDËRIT JANË SHEMBUJT E PARË QË KANË ROL NË AVENTURËN E ZHVILLIMIT TË FËMIJËS DHE GJETJES SË VETES NGA ANA E TIJ.

Ndikimi i familjes në formimin e personalitetit të fëmijës është padyshim i padiskutueshëm. Hulumtimet e kryera kanë zbuluar se njohuritë e marra në mjedisin familjar që nga foshnjëria lënë gjurmë të thella në personalitetin e njeriut dhe se ky është burimi i njohurive dhe përvojës që ai do të fitojë në vitet e ardhshme. Sidomos periudha kohore e quajtur periudha e parë e fëmijërisë, mund të themi se është periudha kur akti i imitimit të të tjerëve është më i larti tek fëmija. Si e vlerësojmë ne, prindërit këtë sjellje imituese të vendosur në natyrën e fëmijës në këtë epokë të artë, e cila shprehet si atdheu i njeriut (për sa i përket moshës)?

Ndërsa fëmijët krijojnë një botë kuptimi brenda vetes, ashtu si bleta përpunon polenin e luleve dhe e kthen produktin e tij të veçantë në mjaltë, atë që ata shohin, dëgjojnë, vëzhgojnë etj., e marrin çdo informacion/të dhënë si lëndë të parë dhe e bëjnë atë pjesë të personalitetit të tyre.

Fëmijët imitojnë shumë gjëra në fillim pa e kuptuar, madje shpesh herë edhe pa vetëdije. Sidoqoftë, në kohën në vijim, shihet se sjelljet që ata i imitojnë bëhen zakone dhe këto zakone fillojnë të formojnë një pjesë të personalitetit të tyre me kalimin e kohës.

"Marrja e Shembullit", e cila ka një vend të rëndësishëm në perceptimin e jetës shoqërore



të fëmijëve dhe të rinjve, është një formë shumë e vlefshme e të mësuarit e marrë nga vëzhgimi i sjelljeve shembullore. Fëmijët janë mjeshtër të mëdhenj të imitimit. Dhe janë pasqyrat më realiste për ne të rriturit për t'i parë dhe vëzhguar. Fëmijët shumë gjëra i mësojnë duke vëzhguar dhe imituar derisa të bëhen të rritur. Pika për të cilën pajtohen të gjithë edukatorët dhe teoricienët është se prindërit duhet ta shohin këtë periudhë të efektivitetit të tyre si një periudhë mundësish dhe ta vlerësojnë këtë segment kohor me përpjekje maksimale.

Një nga faktet më të rëndësishme që të gjithë prindërit duhet ta dinë është se asnjë person nuk ka ardhur në këtë botë (nuk ka lindur) me zakone. Njerëzit i marrin zakonet vetëm nga ata që i rrethojnë. I Dërguari i Allahut (a.s.), ka thënë në lidhje me këtë çështje: *"Çdo (fëmijë) i lindur lind me natyrshmërinë e pastër të tij. Pastaj prindërit e tij e bëjnë hebre, të krishterë ose zoroastrian (adhurues i zjarrit)."* Në këtë çështje Hz. Pejgamberi tregon ndikimin e prindërve në edukimin e fëmijëve dhe pozicionin e tyre në çështjen e shëmbëlltyrës. Pikërisht si Gazaliu i cili tërheq vëmendjen për rëndësinë e mjedisit në formimin e personalitetit dhe e krahason njeriun me një lëng që merr formën e enës në të cilën ndodhet.



Edukimi i një njeriu është një udhëtim i gjatë dhe i vështirë që kërkon ndjeshmëri dhe durim. Kryerja e detyrës së prindërimit dhe rritja e fëmijëve tanë me ndërgjegjen e besimit mund të shihet si një proces i vështirë me përgjegjësi. Por ajo është një vepër po aq e vlefshme sa është e vështirë dhe po aq e nderuar sa është e lodhshme.

Ndërsa fëmijët mësojnë të jenë individë socialë, në të njëjtën kohë ndjejnë nevojë për një shembull që mund ta kopjojnë deri në detajet më të vogla. Prindërit janë shembujt e parë që kanë rol në aventurën e zhvillimit të fëmijës dhe gjetjes së vetes nga ana e tij. Ne mund ta përcaktojmë rolin e shëmbëlltyrës si marrje e sjelljes së dikujt për model nga të tjerët. Fëmijët mësojnë duke vëzhguar vizualisht shumë gjëra të tilla si zgjidhja e problemeve, komunikimi, trajtimi i ngjarjeve dhe rolet gjinore. Këtu është shumë e rëndësishme për prindërit që duan të rrisin fëmijë të mirë, për të cilët ata janë model, t'i ushqejnë fëmijët kryesisht nëpërmjet syve të tyre. Sepse fëmijët mësojnë më shumë me sytë, jo me veshët e tyre. Vënia në praktikë e asaj që thuhet në teori mund të bëhet vetëm duke e zbatuar atë në jetë. Në këtë pikë, mësimdhënia me shembuj dhe jo këshilla është një nga pikat më të rëndësishme që ne, si prindër, duhet t'i kushtojmë vëmendje.

Edhe shembujt negativë ndikojnë tek fëmija po aq sa vëzhgimi dhe imitimi i sjelljeve pozitive në familje. Për sa i përket kësaj çështjeje, sipas zbulimeve të hulumtimit me temë «Inteligjenca, Personaliteti dhe Karakteristikat e Mjedisit të Afërt te të Miturit Kriminelë» të kryer në 214 të rinj të dënuar, u zbuluan se të miturit delikuentë kishin deri në 54% të të afërmve kriminelë të dënuar të shkallës së parë. Fëmijët mbajnë aromën e mjedisit ku jetojnë. Ndërkohë që fëmijët të cilët rriten në një vend aromatik i tërheqin njerëzit që gjenden përreth tyre me aromat e këndshme që kanë, fëmijëve që rriten në ambiente të tjera me kalimin e kohës fillon t'u humbasë aroma e këndshme që kanë në natyrën e tyre.

Edukimi kërkon shëmbëlltyrë. Atëherë, ajo që na takon neve të rriturve është përmbushja e përgjegjësinë sonë. Para së gjithash, ne duhet ta përjetojmë vetë me gjendjen dhe sjelljet tona fëmijën që dëshirojmë ta edukojmë. Të presësh nga fëmija sjellje që prindërit nuk i bëjnë vetë, nuk ka ndonjë kuptim në aspektin pedagogjik dhe gjithashtu shkakton dyshime të caktuara në lidhje me vlerën e sjelljes në mendjen e fëmijës. Në lidhje me këtë çështje, Zoti ynë thotë në suren Saf: ***"O ju që keni besuar! Pse thoni gjëra që nuk do t'i bëni? Të thoni atë që nuk e bëni është një veprim i shëmtuar te Allahu."*** Në këtë mënyrë Zoti (xh.xh.), i paralajmëron ata që kanë mospërputhje midis fjalëve dhe veprimeve. Që një prind të presë nga fëmija një sjellje që nuk e ka bërë vetë, është një qëndrim jokonsistent.

Ne dëgjojmë frazën "rinia e kohës është përkeqësuar shumë" në gjuhën e prindërve, të moshuarve dhe të të gjithëve. Meqenëse këta fëmijë nuk kanë lindur imoralë, mosrespektues apo hajdutë, ne duhet të shikojmë modelet e të rinjve të kohës sonë me një përkushtim të madh. A janë në kundërshtim gjërat që dalin nga gjuha jonë dhe

ato që ndodhin përgjatë jetës sonë? Për të pasur një ndikim pozitiv tek fëmijët tanë, ne, prindërit, duhet të kemi një unitet të ligjërimit dhe veprimit në botën tonë të brendshme. Ndonjëherë, sjellja e babait në të cilën ai demonstron virtytin e ndershmërisë është më efektive sesa këshillimi që mund t'i bëjë fëmijës për ndershmërinë me orë të tëra. Në lidhje me këtë tregohet një ngjarje e tillë:

Një fundjavë, babë e bir shkojnë në kopshtin zoologjik në qytetin e tyre për ta vizituar atë. Për të hyrë në kopshtin zoologjik, shkojnë te sporteli në hyrje dhe pyesin se sa duhet të paguajnë. Punonjësit u thanë:

-Për fëmijët nën gjashtë vjeç është falas zotëri. Atëherë babai u tha:

- Dy bileta për mua dhe djalin tim 7 vjeçar, ju lutem! – dhe u zgjati paratë.

Nisur nga kjo, punonjësi i sportelit i tha:

- Po të mos kishit thënë, nuk do ta kisha ditur që fëmija juaj ishte mbi gjashtë vjeç. Babai tha fjalinë e mëposhtme shembullore si përgjigje ndaj këtyre fjalëve:

-Por djali im e di...

Në vend që të flisni me orë të tëra, do të jetë më e drejtë që ta shfaqni me vepra.

Një pikë tjetër që nuk duhet ta harrojmë ne si prindër ndërkohë që jemi model për fëmijët tanë është mënyra e komunikimit të fëmijëve me personin që marrin si shembull. Është një fakt i njohur se faktorë të tillë si dashuria e fëmijës dhe dashuria e të tjerëve ndaj tij, pranimi i fëmijës te të tjerët dhe pranimi që ky i fundit u bën të tjerëve, ndjenja e afërsisë dhe ndarja e emocioneve rrisin efektin e shëmbëlltyrës. Veçanërisht fëmijët që nga momenti i lindjes i mësojnë gjërat e nevojshme dhe të domosdoshme për të qenë njerëz me dashuri në familjen në të cilën ndodhen. Nëna është simboli i dhembshurisë dhe mëshirës, kurse babai është simboli i besimit (sigurisë). Njeriu e formon personalitetin e tij me atë që merr ose nuk mund të marrë nga familja e tij, me ato që shton ose nuk mund t'i shtojë strukturës së tij nga mjedisi që e rrethon.

**TË PRESËSH NGA FËMIJA SJELLJE QË PRINDËRIT NUK I BËJNË VETË, NUK KA NDONJË KUPTIM NË ASPEKTIN PEDAGOGJIK DHE GJITHASHTU SHKAKTON DYSHIME TË CAKTUARA NË LIDHJE ME VLERËN E SJELLJES NË MENDJEN E FËMIJËS.**

Përsëri, për të krijuar modele të shëndetshme për jetën e fëmijëve tanë, duhet të sigurojmë udhëzimet e nevojshme që ata të marrin informacione rreth njerëzve shembullorë, krahas shembullit që duhet ta shfaqim me sjelljet tona pozitive. Për shembull si, leximi i biografive të personaliteteve të vlefshme, lejimi për të ndjekur filma për jetën e këtyre (personaliteteve) dhe ndihma ndaj tyre për të krijuar miqësi me njerëzit e duhur. Fatkeqësisht, ndonjëherë shohim jetimë me nënë e baba. Në familjet ku shfaqen qëndrime jo të shëndetshme prindërore, të cilat e perceptojnë amësinë si lindje dhe përmbushjen e atësisë si ngopje e barkut me ushqim, shëmbëlltyra në përgjithësi i lihet televizorit ose youtuberave në faqet e internetit. Ne jemi përgjegjës për atë që kemi nën përgjegjësi. Andaj duhet të përmbushim detyrën tonë në fushën për të cilën jemi përgjegjës siç kërkohet.

Ne e dimë që jo vetëm fëmijët, por të gjitha qeniet njerëzore kanë gjithmonë nevojë për modelet e duhura. Sepse njeriu merr ngjyrën (shembullin) e njeriut tjetër. Në këtë aspekt, feja jonë na këshillon të krijojmë një mjedis social-kulturor "të mirë", në mënyrë që të mos përkeqësohemi duke bashkëvepruar me një mjedis social negativ. Në këtë çështje të gjithë pejgamberët, veçanërisht Profeti ynë i Nderuar (a.s.), kanë qenë një shembull për njerëzit. Përmes shembullit të sjelljeve, që është një nga metodat e edukimit të përgjithshëm të Kuranit Fisnik, Krijuesi Suprem na ka informuar se si dhe kë të marrim për shembull.

Përsëri, Mund të themi se prania e Profetit në jetë si një «model» i mundësoi atij ta shndërrojë një shoqëri injorante dhe të korruptuar moralisht në një shoqëri të civilizuar për 23 vjet. Dhe ai ishte "shembulli" më i bukur, apo siç shprehet Kurani Fisnik, ishte «Usvetun Hasene». Andaj edhe ne si aspirantë për të bukurën, duhet të shijojmë kënaqësinë e kërkimit të së bukurës, gjetjen e së bukurës, pirjen nga burimi i saj dhe bërjen e fëmijëve tanë të pinë prej tij, duke i përjetuar vetë këto. Si thoni, a do të ishte mirë sikur ta rishqyrtonim veten duke u shqetësuar për amanetin që kemi mbi supet tona?



# Vlera e namazit të natës si një referencë përsosmërie

Et'hem Xhebexhiollu

KJO KOHË E VLEFSHME E NATËS KA NJË RËNDËSI TË MADHE NË TRANSFORMIMIN E PERSONALITETIT NË DREJTIM POZITIV PËR SA I PËRKET LARTËSIMIT TË ROBIT NË FAZAT E PËRSOSMËRISË, SEPSE KJO KOHË FUQINË E SAJ NDËRTUESE E MERR NGA DËLIRËSIA, FRESKIA DHE GJALLËRIA E VET. KOHA E TEHEXHXHUDIT/SEHERIT (KOHA PAK PARA AGIMIT TË DITËS) ËSHTË FAZA E FILLIMIT TË DITËS (JEUMIT).

Periudha më e freskët, më produktive dhe më e ndritshme e programit të algoritmës hyjnore që quhet jeum (ditë) është koha e tehexhxhudit (namazit të natës). Konkretisht pjesa e natës rreth orës 01:00 deri në orën 04-00...

Bazuar në natyrshmërinë e tij, njeriu këtë freski, aktivitet dhe gjallëri të këtyre njëzet e katër orëve i përjeton brenda këtij segmenti kohor. Jeum/dita e cila është një segment kohor, në këtë moment është e freskët dhe e dëlirë si një fëmijë në djep që sapo ka ardhur në këtë botë (sapo ka lindur). Këtë e vërteton edhe ajeti fisnik në të cilin thuhet: ***"Inne nashiete'l-lejli hije esheddu vat'en ve akvemu kijla / Natyrisht, adhurimi natën vepron më fuqishëm dhe fjala është më shprehëse."*** (Muzzemmil, 6) Domethënë se njeriu është shumë aktiv e shumë i fuqishëm fizikisht dhe krejt i dëlirë shpirtërisht në fillimin e jeumit/ditës (nashietu'l-lejlit).

Ja pra, njeriu në çdo kohë tehexhxhudi përjeton këtë freski shpirtërore dhe fizike. Vallë çfarë shprehin freskia dhe gjallëria që gjenden në atmosferën e asaj kohe? Kur Muhjiddin Ibnu'l-Arabiu shpjegon "Evkatu's-Salat"-in, shprehet se në çdo kohë namazi ka shfaqje të emrave të ndryshëm të Zotit (xh.xh.).[1] Sipas mendimit të tij, në çdo kohë bëhet fjalë për shfaqje të esmave (emrave të Zotit) në një numër të caktuar dhe për ardhjen e begatisë dhe frymëzimit. Kurse në kohën e tehexhxhudit shfaqen nëntëdhjetë e nëntë emrat e Allahut (xh.xh.), në mënyrë të plotë dhe të fuqishme.

Kjo kohë e vlefshme e natës ka një rëndësi të madhe në trans-

formimin e personalitetit në drejtim pozitiv për sa i përket lartësimit të robit në fazat e përsosmërisë, sepse kjo kohë fuqinë e saj ndërtuese e merr nga dëlirësia, freskia dhe gjallëria e vet. Koha e tehexhxhudit/seherit (koha pak para agimit të ditës) është faza e fillimit të ditës (jeumit) siç e kemi shprehur edhe më sipër.

Ky aspekt i ndryshëm, produktiv dhe ndërtues i kësaj kohe të tehexhxhudit shprehet si më poshtë edhe në një hadith kudsij. Ebu Hurejre (r.a.), transmeton se i Dërguari i Allahut (s.a.s.), ka thënë: *"Kur të kalojnë dy të tretat e natës dhe të mbetet vetëm një e treta e fundit e saj* (pas orës 02:00), *Zoti i Lartësuar zbret në qiellin e kësaj bote dhe thotë: "Kush më lutet, që t'ia pranoj lutjen? Kush më kërkon diçka, që t'ia jap atë që kërkon? Kush kërkon falje prej Meje, që ta fal?"* (Buhari, Tevhid, 35; Tehexhxhud, 14.)

Në hadithin fisnik tregohet se shtohet kontakti apo lidhja transandentale që Allahu ka me njerëzit si rezultat i afrimit të Tij me qiellin e kësaj bote në një mënyrë të pastër e të largët nga koha e vendi. Nëse këtë hadith e shohim me kujdes, vihet re një paralajmërim i kamufluar: "O ju që keni besuar! Mos flini në këtë kohë, por mu drejtoni dhe formoni kontakt me Mua duke falur namaz, duke bërë dhikër e lutje, duke lexuar Kuran dhe duke bërë istigfar!" Ja pra, çështjen që dëshiron ta shprehë Shejhu'l-Ekberi, domethënë kohën kur shfaqen në formë të fuqishme të gjitha esmatë dhe zbresin të gjitha mirësitë e frymëzimet, është koha kur Zoti zbret në qiellin e kësaj bote siç shprehet edhe në hadith. Kjo kohë shprehet me konceptin e seherit (koha pak para agimit të ditës). Ky segment kohor, pra, "jeumi" të cilin jemi përpjekur ta shpjegojmë në mënyrë të gjerë më sipër, korrespondon me kohën e tehexhxhudit/seherit/kohën para agimit, domethënë me kohën pas orës 02:00, domethënë me kohën e pastër, të dëlirë dhe të fillimit të ditës.



Besimtarët që zgjohen në kohën e tehexhxhudit, pastrohen edhe më shumë me pastërtinë dhe freskinë hyjnore të asaj kohe. Kështu që freskohen, rinovohen dhe fitojnë gjallëri. Kjo freski është gjallëria, freskia dhe frymëzimi i Allahut (xh.xh.), për të cilët flet Ibn Arabiu (k.s.). Ajeti fisnik të cilin e kemi dhënë më sipër, nisur nga konteksti i tij, shpreh këtë dëlirje dhe freskim.

Sipas ajetit, besimtari gjendet nën një ndikim shumë të fuqishëm në dimensionin "esheddu" përgjatë kohës së tehexhxhudit, sepse Zoti i Madhëruar pikërisht në atë kohë i afrohet besimtarit duke zbritur në qiellin e kësaj bote. Pavarësisht se Allahu (xh.xh.), gjithmonë është afër njeriut më shumë se damarët e qafës së tij[2], çdo natë afrohet në një formë edhe më të fuqishme në dimensionin eshedd përgjatë këtij segmenti kohor 3-4 orësh. Siç kuptohet nga konteksti i ajetit dhe hadithit, ndërkohë që bëhet fjalë për ardhjen (zbritjen) e Zotit në këtë segment kohor, bëhet fjalë edhe për shkuarjen (lartësimin) tonë drejt Tij përgjatë pesë kohëve të namazit jashtë kësaj kohe.

Mos vallë marrëdhënia ndërmjet Allahut (xh. xh.) dhe besimtarit si referencë kohe realizohet në formën (keenneke terahu) sikur robi e shikon Atë përgjatë pesë vakteve të namazeve dhe në formën (feinnehu jerake) Ai patjetër të sheh ty përgjatë kohës së tehexhxhudit? Domethënë, Ai na shikon ne.[3] Kjo duket sikur Allahu (xh.xh.), i ndihmon robërit e Tij (besimtarët) të cilët përpiqen t'i afrohen Atij me ibadet në kohën e seherit, që të lartësohen.

Ai zbret te ne vetëm ne segmentin kohor prej 3-4 orësh përgjatë kohës së tehexhxhudit dhe ne përgjatë asaj kohe përjetojmë "një miraxh me në qendër zbritjen". Kurse përgjatë pesë kohëve të namazeve të ditës ne shkojmë drejt Tij dhe duket sikur përjetojmë "miraxhin me në qendër lartësimin". Nëpërmjet lartësimit drejt Tij përpiqemi që të përparojmë në formën e një komunikimi të ndërsjellë shpirtëror me Allahun Teala në rrugën për t'u bërë një njeri i përsosur duke realizuar kështu rrethin tonë të ekzistencës: "Ne i afrohemi Atij një hap, kurse Ai na afrohet dhjetë hapa..."[4]

Ja pra, falja e namazit të tehexhxhudit (natës) në këtë gjendje dhe të kuptuarit e rolit kyç në pjekjen dhe ndërtimin e rrethit tonë, i hapin rrugë forcimit të marrëdhënies/lidhjes ndërmjet Allahut Teala dhe besimtarit. Kjo gjendje përfundon me një besim jakini (të vërtetë). Tehexhxhudi dhe besimi i vërtetë absolutisht që kanë një lidhje me njëri-tjëtrin në këtë kontekst. Tashmë le të shtjellojmë kuptimet bazë që përmban tehexhxhudi:

-Programi hyjnor i njeriut është aktiv ditën dhe pasiv natën. Referencat kuranore të kësaj gjendjeje janë siç vijojnë nëse mund të japim një apo dy shembuj: ***"Ai jua merr shpirtrat*** (ju vë në gjumë) ***natën, duke e ditur ç'keni bërë ditën, pastaj ju***

***zgjon që të plotësoni kohën tuaj të caktuar për të jetuar. Në fund, tek Ai do të ktheheni dhe Ai do t'ju tregojë gjithçka që keni bërë."***[5] Po ashtu, edhe në disa ajete të tjera thuhet: ***"Gjumin jua kemi bërë për prehje. Natën jua kemi bërë mbulesë, ndërsa ditën e kemi caktuar për të punuar."*** (Nebe', 9-11)

Ajetet tregojnë qartazi deri në atë masë saqë nuk kanë nevojë për komentim, se nata ka lidhje me pasivitetin e pushimit dhe të gjumit, kurse dita ka lidhje me aktivitetin e punës dhe sigurimit të jetesës. Domethënë se programi hyjnor është i tillë. Ky program hyjnor që quhet natyrshmëri duhet të lexohet "me emrin e Zotit" (Alak,1), domethënë sipas esmave. Dikush lexon esmanë el-Xhelal si Hz. Omeri (r.a.), dikush esmanë el-Xhemal si Hz. Osmani (r.a.).[6] Ja pra, edhe "jeumi" është një tërësi që lexohet apo që duhet të lexohet me nëntëdhjetë e nëntë esmatë. Dhe njeriu është krijuar me natyrshmërinë e "jeumit".

-Nëse e marrim Kuranin si referencë[7], do të vëmë re se koha e ditës fillon në orën 00:01 dhe mbaron në orën 12:00. Siç e kemi shprehur edhe më parë, dita ka pjesën e saj të natës dhe tehexhxhudi gjendet në segmentin kohor "me natë" të ditës me natë.

Edhe ora moderne në të njëjtën mënyrë e fillon ditën në orën 00:01 dhe e përfundon në orën 12:00. Ky segment kohor prej 12 orësh quhet "A.M.", domethënë ante meridiem (paradite). Anglezët kohën ndërmjet 00:01 – 12:00 e përdorin si ditë dhe kjo është marrë nga hermetizmi i Idrisit (a.s.) në Egjiptin e lashtë. Kurse "P.M." përdoret si post meridien (pasdite), domethënë shpreh kohën e pas drekës. Për këtë arsye, anglezët ndërkohë që i thonë "It's twelve o'clock" orës dymbëdhjetë të drekës, nuk përdorin të njëjtën shprehje edhe për orën dymbëdhjetë të natës, por thonë "it is midnight". Domethënë, segmenti kohor prej dymbëdhjetë orësh nga ora 12:00 e drekës e deri në orën 24:00 të natës është natë. Bazuar në këtë, segmenti kohor prej dymbëdhjetë orësh nga ora 00:01 e deri në 12:00 është ditë. Kështu gjysma e ditës është natë dhe gjysma tjetër e saj është ditë. Ky përdorim që mbështetet te urtësia e Idrisit (a.s.), në Egjiptin e lashtë, gjendet njëjtë edhe në Kuranin Fisnik: "Tulixhu'l-lejle fi'n-nehar."[8] Përfundimisht tehexhxhudi gjendet brenda pjesës së natës të segmentit kohor të ditës.

Edhe një kuptim tjetër i tehexhxhudit i cili gjendet në pjesën "lejl" të segmentit kohor të ditës nga 00:01 deri në 12:00 që quhet ante meridien, është ky: Koha pas orës 00:01 të natës fillon të zhvishet nga errësira e madhe dhe të shkojë drejt ndriçimit të mëngjesit, domethënë drejt ditës. "Tulixhu'l-lejle fi'n-nehar" dhe "neslehu minhu'n-nehar", domethënë dita tashmë i është drejtuar lindjes në 00:01 dhe që nga ky moment lind jeumi dhe jeumi tashmë është i freskët dhe plot gjallëri si një vakt i këtij segmenti kohor. Freskia për të marrë premtimin hyjnor...

Ngaqë "nehari" fillon që nga 00:01, edhe njeriu i cili është programuar nga dora hyjnore për të punuar e për të qenë aktiv, duhet të zgjohet e të fillojë të punojë në 00:01 duke iu përshtatur këtij programi, natyrshmërie apo thënë me një shprehje tjetër, kurrikule. Sepse koordinatat kohore të natyrshmërisë së njeriut janë sistemuar kështu nga Krijuesi, domethënë nga Allahu (xh.xh.). Pra, Ai që e ka vendosur këtë sistem dhe rregull është pikërisht vetë Allahu (xh.xh.): ***"...Ve vada'al-mizan / ...Allahu ka vënë Balancën*** (për çdo gjë)***."*** (Rrahman, 7) Ja pra, të jetuarit në përputhje me këtë balancë për të cilën flitet në ajetet fisnike do të thotë që njeriu ta mbrojë tërësinë e tij si fizik, nefs e shpirt dhe të mbrojë shëndetin e tij. Dhe balanca e këtij sistemi nuk duhet të prishet: ***"El-la tetgau fi'l-mizan / Tashmë mos e shkelni balancën*** (dhe jetoni në përputhje me të)***."*** (Rrahman, 8) Sepse, nëse do ta prishim këtë balancë, do të prishemi edhe vetë.

-Në segmentin kohor që e quajmë "nehar" përgjatë të cilit duhet të ketë aktivitet, thamë se njeriu tashmë duhet të jetë i zgjuar dhe të aktivizohet. Por njeriu modern për shkak se nuk fle në një kohë kur duhet të flejë e të jetë pasiv dhe fle në një kohë kur nuk duhet të flejë e të jetë aktiv, po pëson një shkatërrim e dëmtim të madh fizikisht e shpirtërisht siç e tregojnë edhe shprehjet "taga" dhe "hasera" që përmenden në Kuranin Fisnik. Ja pra, njeriu modern është në gjendje lufte me ligjin e programin hyjnor që quhet natyrshmëri dhe për shkak të kësaj është i sëmurë nga shumë aspekte.

-Fjala "nehar" përmendet pesëdhjetë e shtatë herë në Kuranin Fisnik.[9] Fillimi i "neharit/ditës" është nga 00:01 deri në 00:06. Përgjatë kësaj kohe më shumë bien në sy aktivitetet shpirtërore për sa u përket të gjitha aktiviteteve fizike e shpirtërore. Ndër to mund të përmendim namazin e tehexhxhudit (natës), leximin e Kuranit Fisnik, namazin e vitrit, bërjen e dhikrit dhe preokupimin me të, bërjen e lutjeve dhe përgjërimeve, meditimin, faljen e namazit të mëngjesit... Kjo është edhe ajo që ka bërë i Dërguari i Allahut (a.s.).

**REFERENCAT:** ***1)*** Muhjiddin Ibnu'l-Arabi, el-Futuhatu'l-Mekkijje, përgatiti: Ahmed Shemseddin, Daru'l-Kutubi'l-Ilmijje, Bejrut 1999, vëll. 2, fq. 19-20; 28-29. ***2)*** Shik. Surja Vaki'a, 85. ***3)*** Buhari, Iman, 1; Muslim, Iman, 1. ***4)*** Shik. Buhari, Tevhid, 50; Muslim, Dhikr, 2(2675); Tirmidhi, Da'avat, 142, (3598). ***5)*** En'am, 60. ***6)*** Hatixhe Kubra Tongar, Fıtrat Pedagojisi – Pedagogjia e Natyrshmërisë, Hayy Kitap, Stamboll 2015, fq. 31-32. ***7)*** Shik. Haxhxh, 61; Lukman, 29; Fatir, 13; Hadid, 6. ***8)*** Shik. Haxhxh, 6 dhe ajete të tjera. ***9)*** Muhammed Fuad Abdulbaki, el- Mu'xhemu'l- Mufehres, Kahire 1996, fq. 813.

# Përse të lexojmë?

*Hashim Akën*



Këtë muaj do të hapen shkollat. Me miliona fëmijë/të rinj duke filluar nga parashkollorët e deri te studentët e universiteteve do të shkojnë në shkollë. Çdo prind që e ka fëmijën në moshën për ta çuar në shkollë, dëshiron që ta edukojë atë. Arsyeja që dëshirojnë t'i edukojnë fëmijët është e njëjtë për shumë prindër... Të fitojë bukën e gojës së tij. Meshkujt synojnë të bëhen nëpunës në ndonjë institucion shtetëror për të fituar rrëskun e tyre. Po vajzat çfarë synimi kanë? Kjo është një e vërtetë më e hidhur dhe e dhimbshme... Kur të martohet, nuk do të presë gjë prej bashkëshortit. Kurse kur të divorcohet, nuk do të ketë nevojë për asnjë!

Të gjithë dëshirojnë të studiojnë. Por çfarë do të studiojnë? Ku do të ishte më e përshtatshme që të studiojnë? Si dhe në çfarë kushtesh do të ishte studimi më i dobishëm? Para kujt duhet të ulen për ta marrë këtë edukim? Prej kujt do të marrin mësim dhe frymëzim? Edhe këtë nuk e dinë / bëjnë sikur nuk e dinë. Kur po flisja rreth mbesës së tij me një mikun tim i cili u bënë shumë vite që e lexon këtë revistë dhe që përfiton nga atmosfera shpirtërore e saj, më tha: "Pandeh se ajo nuk dëshiron të shkojë në medrese..."

• Nuk është i rëndësishëm emri i shkollës, por detyra që ia kemi ngarkuar asaj

Prindërit që i çojnë fëmijët e tyre në ndonjë kurs apo shkollë në të cilën jepen mësime fetare, nuk do të thotë se i kanë kryer të gjitha detyrat e tyre. "Unë e kam çuar në këtë kurs/shkollë. Çfarë të bëj më shumë? Tashmë le t'i edukojnë dhe ndryshojnë ata..." Këto fjali tregojnë degradimin e vërtetë të situatës.

• Më shumë duhet të vlerësojmë mjedisin social të fëmijëve tanë sesa emrin e shkollës...

Kush janë shokët e shoqet e dukshme dhe të padukshme të tyre? Çfarë diskutojnë me ta? Ku takohen realisht apo virtualisht? Këtë duhet ta dimë dhe duhet ta vrasim mendjen rreth kësaj çështjeje. Prindërit që mbartin të njëjtin qëllim mund të veprojnë së bashku. Në këtë mënyrë i shpëtojnë së bashku.

• Aq sa duhet t'u mbushim stomakun, duhet t'u mbushim edhe zemrat dhe mendjet

Aq sa i paralajmërojmë që të mos i hanë ushqimet që shiten në rrugë, po aq duhet t'i paralajmërojmë që të mos i marrin informacionet dhe degradimet që gjenden nëpër rrugë. Kështu duhet t'i mbrojmë.

• Patjetër duhet të bëjmë programe përgjatë të cilave diskutohen problemet e hallet e përbashkëta

Nëpër kuvendet e dijes dhe urtësisë ku marrin pjesë prindërit, duhet të marrin pjesë edhe fëmijët, në mënyrë që të përfitojnë. Ata do t'i harrojnë fjalët që janë thënë aty, por sidoqoftë mjafton se do të kujtojnë mënyrën dhe edukatën e të qëndruarit aty.

• Asnjë prind nuk duhet t'ua hedhë të tjerëve përgjegjësitë e veta

Pretekstet si punët e shumta apo pamundësia për të gjetur kohë nuk mund të jenë arsyetime. Ai që e edukon fëmijën e vet shpëton në të dyja botët.

Namazi nuk shpjegohet me fjalë, por praktikohet duke e falur së bashku. Fëmijëve nuk u jepen këshilla në lidhje me çështjen e zekatit dhe sadakasë (lëmoshës), por merren për dore dhe shkohet bashkë me ta për të vizituar shtëpitë e të varfërve. Në këtë mënyrë të varfërve u çohet ndihmë. Fëmijëve nuk ka nevojë t'u jepen këshilla për sa i përket çështjes së respektit ndaj të mëdhenjve.

• Të gjitha këto sjellje të mira ne i praktikojmë, kurse ata i vëzhgojnë.

Në moshën e vogël ka një vëzhgim me një vëmendje të jashtëzakonshme.

• Edhe ata duhet t'i takojmë me njerëz të mirë

Njeriu ndikohet më shumë prej atyre që sheh, sesa prej atyre që dëgjon. Andaj fëmijët le t'ju shohin ju pranë njerëzve shembullorë. Është shumë e rëndësishme marrja e pasazheve ndërkohë që ju flisni për gjëra të mira dhe me njerëz të mirë. Nëse ju shikojnë duke u interesuar me hallet e umetit, ata magjepsen prej kësaj. Nëse ju shohin duke folur për paratë dhe këtë botë, edukohen në atë formë.

• Nuk duhet të presim prej të tjerëve që t'u bëhen shembull i mirëfilltë atyre

Edhe pse duket sikur brezi i ri nuk i dëgjon shumë mirë dhe nuk ua vë veshin prindërve, dashje pa dashje i imitojnë veprimet e tyre. Fëmijëve duhet t'u themi fjalë të bukura që ndikojnë deri në zemrën e tyre, por asnjëherë nuk duhet ta lëmë as shembullin e mirë.

Pishat e vjetra janë bërë dërrasa. Madje shumica e tyre janë bërë shkrumb e hi. Sot nuk jetojmë në kohën tuaj. Kundërshtimi nuk i pëlqen askujt. Edhe atyre (fëmijëve) nuk u pëlqen.

• Në këtë shekull të ri ne do t'i mësojmë ata me interesim dhe përkujdesje të ndryshme për t'u bërë myslimanë të pathyeshëm

Fëmijët së pari janë amanet ndaj prindërve, jo ndaj shkollës apo mësuesve.

Së pari duhet të lexojmë/studiojmë vetë. Ajetet e pafundme të Allahut (xh.xh.), do t'i lexojmë në emër të Allahut: "Kuptimi i leximit/studimit është që njeriu ta njohë Zotin. Nëse lexon dhe prapë nuk e njeh Atë, nuk ke bërë gjë tjetër përveç ke dhënë një përpjekje të padobishme..."

# Inteligjenca artificiale dhe robotët

*Dr. Ihlas Kandemir*

Inteligjenca artificiale është një fushë e rëndësishme dhe aktuale e studimit të shkencave kompjuterike. Është një koncept i bazuar shpesh në simulimin e punës së inteligjencës njerëzore për të krijuar makina që punojnë dhe reagojnë si njerëzit. Qëllimi është t'u jepet kompjuterëve ose robotëve të kontrolluar nga kompjuteri aftësia për t'u sjellë si qenie inteligjente. Aplikacionet e inteligjencës artificiale mund të mbledhin të dhëna duke vëzhguar botën e jashtme me ndihmën e sensorëve, të bëjnë analiza dhe të marrin vendime bazuar në to, dhe mund të bëjnë gjëra në përputhje me vendimet e marra duke përdorur motorët, sistemet audio dhe videot. Robotët, nga ana tjetër, janë në thelb sisteme mekanike që mund të kryejnë veprime duke përdorur motorë, sisteme audio dhe vizuale. Pavarësisht kësaj, sot nuk mund të mendohen sisteme robotike të bazuara vetëm në pjesët mekanike pa sisteme elektronike dhe softuerësh.



Në këtë fazë, është e dobishme të ndalemi te koncepti i inteligjencës. Inteligjenca është aftësia për të mësuar dhe zbatuar atë që është mësuar. Manifestimi artificial i inteligjencës mund të ndodhë në mënyra të ndryshme. Sot, edhe në vetura, ka aplikime të inteligjencës artificiale që përcaktojnë kushtet mjedisore, sjelljet dhe karakteristikat e shoferit dhe që ia mundësojnë automjetit të reagojë në përputhje me to. Gjithashtu po krijohen robotë antropoidë që shfaqin sjellje të tilla inteligjente dhe që janë të pajisur me sensorë të ngjashëm me organet shqisore njerëzore. Edhe pse ende nuk është ndërtuar një robot me dy këmbë që mund të vrapojë saktë në terren, të marrë vendime, të kërcejë sipas pengesave dhe të ndryshojë drejtim, ky është një qëllim që mund të arrihet në të ardhmen e afërt. Sigurisht, këtu vlen të përmendet se ka probleme shumë serioze të kontrollit.

Mirë, por përse qeniet njerëzore marrin përsipër gjithë këtë telash dhe përse ndjejnë nevojë për robotët inteligjentë? Këta robotë na ndihmojnë duke bërë punë që janë të vështira dhe të rrezikshme për njerëzit. Për më tepër, të qenët më të shpejtë, me kosto më të ulët dhe më të fuqishëm se njerëzit janë gjithashtu përparësi të rëndësishme. Mbi të gjitha, robotët sigurojnë që standarde të caktuara të jenë të garantuara në punën që bëjnë. Përdorimi i robotëve veçanërisht në prodhim, është një qasje e përdorur gjerësisht për këto arsye.

Mirë, por pse është e nevojshme të zhvillohen

robotë humanoidë dhe inteligjentë? Para së gjithash, le të deklarojmë se disa sisteme në trupin e njeriut dhe inteligjencës njerëzore janë simuluar gjatë zhvillimit të robotëve të tillë. Për këtë arsye, janë simuluar mekanizmat e mbledhjes së informacionit, ruajtjes së tij në tru, analizimit të tij, nxjerrjes së përfundimeve, të kuptuarit dhe mekanizmat e reagimit të trupit. Ky është një proces që na lejon të njohim më mirë veten në fillim. Në fakt, parashikohet që në të ardhmen e afërt, sistemet në trupin e njeriut dhe sistemet artificiale do të funksionojnë së bashku, dhe do të zhvillohen qasje që do të zgjidhin shumë sëmundje. Për më tepër, sistemet që rrisin kapacitetin e organeve tona shqisore ekzistuese dhe mbështesin sistemin tonë muskulor-skeletik gjithashtu janë duke u zhvilluar. Është e qartë se punimet e robotëve humanoidë kanë efekte pozitive në këto fusha. Përtej këtyre përfitimeve, qeniet njerëzore preferojnë që qeniet e ngjashme me to t'i bëjnë punët e tyre. Ato e konsiderojnë më të përshtatshme të komunikojnë me qenie inteligjente të ngjashme me veten, veçanërisht për sa i përket zhvillimit të fëmijës.

Nuk duhet anashkaluar kurrë se inteligjenca robotike ka edhe një anë filozofike. Sepse ka rregulla që të gjitha qeniet inteligjente duhet t'i ndjekin. Këto rregulla duhet të jenë hartuar dhe programuar me kujdes paraprakisht nga personi që e ka projektuar atë. Në këtë drejtim, është e dobishme të përmendim shkurtimisht katër ligjet e shkrimtarit dhe shkencëtarit, Asimovit (bashkë me ligjin zero që ai shtoi më vonë), që i ka vendosur për robotët:

Roboti nuk mund ta dëmtojë njerëzimin ose ta lërë të dëmtohet duke mos bërë asgjë.

Roboti nuk mund ta dëmtojë njeriun ose ta lërë të dëmtohet duke mos bërë asgjë.

Roboti është i detyruar të bëjë atë që thotë njeriu.

Roboti është i detyruar të mbrojë veten.

Vlen të përmendet se rendi i këtyre ligjeve është mjaft i rëndësishëm këtu. Me fjalë të tjera, roboti nuk mund të dëmtojë një person duke shkelur ligjin e parë ndërsa përpiqet të mbrojë veten sipas ligjit të tretë. Në rastet kur ligjet bien ndesh, zbatohet ligji i mëparshëm, me numër më të ulët. Roboti është i detyruar t'i respektojë këto ligje sipas rëndësisë në çdo veprim ose mosveprim. Një robot që përdor inteligjencën e tij me këto ligje do të jetë i dobishëm në përputhje me qëllimin për të cilin është krijuar dhe në përputhje me natyrën e tij. A nuk pritet gjithashtu që një qenie njerëzore, e cila mund të



mendojë, të kryejë vepra të mira (për mirësi dhe paqe) në përputhje me natyrën e tij?[1] Ndërsa programi i robotit përmbahet në një mikroçip të vogël, a nuk është ai (truri) i njeriut në qelizën e parë të ADN -së, pra në farën e saj?[2] A nuk ka një situatë të ngjashme edhe për njerëzit siç është koduar qëllimi për ta ndihmuar[3] dhe për t'iu bindur[4] projektuesit në ligjet e robotëve?

Siç mund të shihet, projektuesi përmendet si një faktor i pandryshueshëm në programin e një roboti inteligjent i krijuar fillimisht për të bërë punë të dobishme. A është e arsyeshme të mendohet se nuk ka një kodim të tillë që përmend ekzistencën dhe fuqinë e projektuesit në fillimet e qenies njerëzore, e cila është një krijesë e zgjuar dhe e projektuar në mënyrë madhështore?[5] Por çfarë ndodh nëse kodi i robotit i krijuar për punë të dobishme ndryshohet në këtë mënyrë? Atëherë formohet një qenie, një armë që bën gjëra të këqija dhe dëmton njerëzit, njerëzimin, madje edhe veten. Ku e çon njeriun fakti që bën gjëra në kundërshtim me qëllimin e krijimit të tij, mirësisë dhe paqen?[6]

1. "Drejtohu me përkushtim në fenë e pastër monoteiste, natyrën fillestare, në të cilën Allahu i ka krijuar njerëzit. S'ka ndryshim të krijimit të Allahut. Kjo është feja e drejtë, por shumica e njerëzve nuk e dinë." (Rum, 30)

2. "Allahu ju ka krijuar nga toka, ashtu si bimët." (Nuh, 17)

3. "O ju që keni besuar! Nëse e ndihmoni Allahun (çështjen e Tij), edhe Ai do t'ju ndihmojë dhe do t'ju bëjë të qëndroni fort në këmbët tuaja." (Muhamed, 7)

4. "O ju që keni besuar! Bindjuni Allahut dhe bindjuni të Dërguarit dhe mos i çoni dëm veprat tuaja!" (Muhamed, 33)

5. "Në të vërtetë, Ne e krijuam njeriun në trajtën më të përkryer… A nuk është Allahu Gjykatësi më i drejtë?!" (Tin, 4 dhe 8)

6. "Pastaj e çuam atë (kur nuk beson) në gjendjen më të ulët, përveç atyre që besojnë dhe bëjnë vepra të mira: ata do të kenë shpërblime të pandërprera." (Tin, 5-6)

“Pas tyre, erdhi një brezni e cila e trashëgoi Librin (Teuratin), por që merrnin gjërat e pavlefshme të kësaj bote dhe duke thënë: «Do të na falet çdo gjë!»...”
**(A’raf, 169)**

# SPROVA E VËSHTIRË E NJERËZVE TË FESË

Historianët flasin për degjenerimin e fesë. Në të njëjtën kohë, ky evidentim konsiderohet edhe si degjenerimi i njerëzve të fesë, të cilët në vend që t’i dorëzoheshin plotësisht vullnetit hyjnor të Zotit, me kalimin e kohës, ata i shndërruan në zota. (shih. Teube, 31.) Po ashtu, në vend që të pengonin shfrytëzimin e njeriut, klerikët fetarë u bënë aktorët kryesorë të shfrytëzimit. (shih. Teube, 34.) Kjo, sepse ata ishin rrëmbyer shumë keq prej luksit dhe bukurive të kësaj bote, gjë e cila i bëri të përjetonin procesin e konsumimit shpirtëror.

Kurani Fisnik, na ndriçon në lidhje me gjendjen e ithtarëve të librit[1], duke na tërhequr vëmendjen të gjithëve në meditimin serioz të këtyre ajeteve. Nuk mund të themi se një pjesë e sëmundjeve të tyre nuk na kanë prekur edhe ne. Nëse këto sëmundje nuk kurohen, është e sigurt se do të kthehen në vdekjeprurëse. Ne nuk mund t’i konsiderojmë këto vetëm si tregime historike të rëndomta, ashtu siç bëjmë në përgjithësi. Nuk mund ta anashkalojmë këtë çështje duke thënë, “ata ishin hebrenj dhe të krishterë”. Përndryshe, vetëm sa do të mashtrojmë veten. Në fakt, lufta e Profetit (a.s.), ndaj ithtarëve të librit, ishte ndaj klerit fetar. Ata kishin vetëm një qëllim: Të mos u prishej rehatia dhe interesat e tyre. Ndërsa profetët kanë luftuar gjithmonë për ta zhdukur shfrytëzimin e njeriut. Mirëpo, trashëgimtarët e tyre kishin ardhur në atë pikë, sa e mbronin sistemin e shfrytëzimit.

Klerikët fetarë, kishin zënë vendin e Musait (a.s.), por nuk ishin të vetëdijshëm për përgjegjësitë që bartnin. Populli i respektonte ata në maksimum, por në aspektin e besimit dhe të moralit, ata nuk dallonin shumë prej popullit. Për rrjedhojë, ata jo vetëm që nuk arrinin t’i orientonin njerëzit drejt fesë, por i largonin edhe më shumë.

Në Kuran, thuhet se Teurati është dritë dhe ndriçim. (shih. Enbija, 48.) Mirëpo, kleri fetar ishte shumë larg nga reflektimi i kësaj drite, sepse kjo dritë pothuajse ishte shuar fare në zemrat e tyre. Për rrjedhojë, ata që nuk mund të ndriçojnë vetveten, si mund t’i ndriçonin të tjerët? Njerëzit e fesë i kishte rrëmbyer dëshira për famë dhe pushtet. Ata nuk kishin arritur t’i mbanin lart veprat dhe vizionet e tyre. Për këtë arsye, ata e kishin humbur dëshirën për arritjen e kënaqësive të larta shpirtërore dhe ishin kthyer në njerëz të thjeshtë, duke vepruar me moskokëçarje. Tashmë, ata nuk i shqetësonte më zhytja e popullit në harame. (shih. Maide, 63.) Sikur profetët e tyre të mos i kishin urdhëruar të luftonin ndaj padrejtësisë dhe amoralitetit.

Në Kuran, flitet për mosmarrëveshjet e bijve të Izraelit. (shih. Neml, 76.) Fanatizmi dhe mospërfillja, ishin shumë të përhapura. (shih. Bekare, 113.) Në fakt, këto ishin për shkak se ata nuk arrinin të mirëkuptoheshin në ndarjen e mundësive materiale dhe pushtetit. Dhe, me kalimin e kohës, mosmarrëveshjet kishin fituar ngjyra fetare. Klerikët e fesë, i kishin thelluar edhe më shumë këto mosmarrëveshje me anë të interpretimeve dhe mbështetjeve të tyre. Në vend që të bëheshin bashkues, ata u bënë përçarës. Madje, ata u bënë shkak i derdhjes së gjakut të shumë njerëzve të pafajshëm. (shih.

1. - Hebrenjtë dhe të krishterët.

Bekare, 84-85.) Një nga shkaqet e mosmarrëveshjes, ishte edhe qasja e tyre e gabuar ndaj shpalljes hyjnore. (shih. Maide, 13.) Një grup merrte për bazë një pjesë të librit, ndërsa një grup një pjesë tjetër. Për rrjedhojë, secili grup pretendonte se feja ishte sipas pjesës së librit që ata pranonin. (shih. Bekare, 85.)

Një pjesë e njerëzve të fesë ishin të virtytshëm dhe dëshironin të mirën. Mirëpo ata mjaftoheshin vetëm me kaq, duke mos u përpjekur aspak që e mira të mbizotëronte dhe e keqja të eliminohej. Kjo, sepse ata e kishin humbur vullnetin dhe u ishin fikur shpresat dhe entuziazmi. Allahu e di më mirë, por mbase edhe detyra e tyre në faltore, u ishte bërë kësmet në sajë të duave të nënave të tyre. (shih. Al-i Imran, 35.) Ata nuk e kishin kuptuar kurrë shenjtërinë dhe vlerën e asaj detyre. Tashmë, faltorja e shenjtë nuk ishte më qendra e dijes dhe kulturës për ta. Përkundrazi, ajo ishte kthyer në një lloj trampoline nga ku mund të kërceje drejt synimeve të kësaj bote.

Njerëzit e fesë, madhështinë duhej ta kërkonin nën çatinë e faltores. Mirëpo në fakt, shërbimi i tyre në faltore, ishte kthyer në një detyrë të dorës së dytë dhe e kishte humbur cilësinë e të qenit burim i frymëzimit dhe begatisë shpirtërore. Ata kishin filluar ta kërkonin nderin dhe dinjitetin në vende të tjera. Allahu i Madhëruar u dha mundësi të kryenin detyrë në faltore dhe t'i përdornin përpjekjet e tyre në rrugë të Allahut. Mirëpo, ata nuk e çmuan këtë mirësi. Ata u dhanë pas pazarit dhe tregtisë, sepse i kishte kapluar pasioni për të fituar. Ata e lanë tregtinë shpirtërore dhe u zhytën në tregtinë materiale. Statusin e "rabinit" ata e përdornin si shkallë për këto synime, sepse bota e tyre shpirtërore ishte shkretuar. Ata kishin trashëguar fjalën hyjnore[2], por nuk kishin arritur të trashëgonin botën e saj të shërimit dhe mëshirës. Ashtu si Kurani, edhe Teurati ka ardhur për të ndarë të vërtetën nga e kota. (shih. Enbija, 48.) Por për fat të keq, ata që e trashëguan nuk arritën ta ndanin dot të vërtetën nga e kota. Madje, ata u përpoqën me sa kishin mundësi që njerëzit të mos e shohin diellin e ri profetik që po lindte. (shih. Al-i Imran, 71.)

Ata që trashëguan librin, a nuk duhet të kishin trashëguar edhe xhenetet? (Shu'ara, 85) Mirëpo, njerëzit e fesë, preferuan të ishin trashëgimtarë të pasurisë së kësaj bote. Ata lanë të përjetshmen dhe dëshiruan të përkohshmen. Lakmia që kishin për këtë botë, ua kishte verbuar mendjen. Ndërsa shejtani i kishte nxitur gjithmonë në rehati dhe dembelizëm. Ata ishin kapluar nga ideja se i kishin kryer të gjitha detyrat dhe, duke e mashtruar veten me iluzione, thoshin: ***«Do të na falet çdo gjë!»*** Sikur atyre u ishte dhënë garancia e Xhenetit kur jetonin në këtë botë. Ata kujtonin se Xheneti ishte në pronësi të tyre. (Bekare, 111)

Sipas Rabinëve, ata nuk do t'i prekte Xhehenemi përveçse disa ditë të numëruara. (Bekare, 80.) A nuk ishin ata bijtë dhe të dashurit e Allahut? (Maide, 18.) Ata ishin të sigurt për botën tjetër, sepse lexonin librin e shenjtë dhe shërbenin në faltore. Madje prinin edhe në ritet fetare... ata këndonin edhe ilahi që u preknin zemrat njerëzve... a nuk janë të gjitha këto të mjaftueshme? Njerëzit e fesë dukeshin në krye të popullit, por në fakt kishin mbetur pas tij. Besimtarëve të sinqertë nuk u kishte mbetur asgjë për të marrë prej tyre në emër të moralit dhe virtyteve të larta. Gjoja ishin në kërkim të virtyteve, por në shpirtin e tyre s'kishte mbetur gjë. Atyre u mungonin përpjekjet për dije dhe kulturë. Ata e kishin humbur entuziazmin për të mësuar gjëra të reja dhe për të kaluar përtej diturive që zotëronin. Ata kishin humbur ndjenjën e shërbimit në mënyrë vullnetare dhe pa interes, që e karakterizon një njeri të fesë. E në fakt, a nuk kanë thirrur gjithmonë profetët në këtë çështje? A nuk i kanë refuzuar gjithmonë ata gjërat dhe mundësitë e çmuara për të cilat njerëzit jepnin jetën? Po, profetët kanë përsëritur gjithmonë shprehjet: ***"...shpërblimi im është vetëm tek Allahu..."*** (Sebe', 47)

Rregullat e fesë shkeleshin hapur. Sigurisht që njerëzit e fesë duhet t'u tregonin rrugën e drejtë njerëzve. (shih. Al-i Imran, 79.) Mirëpo, ata mbanin anën e egos dhe të shejtanit dhe nuk bënin gjë përveçse të shikonin ecurinë e keqe të punëve. (shih. Maide, 63, 79.) Njerëzit e fesë, nuk e tregonin shpalljen hyjnore. Prandaj edhe në ajete flitet për analfabetët që nuk dinin asgjë nga libri i shenjtë. Kjo, ishte bërë shkak i harrimit të kufijve hyjnorë. Tashmë, njerëzit kishin filluar të besonin tregime të pabaza në emër të fesë. (shih. Bekare, 78)

Feja ndizte zjarrin e pafundësisë në shpirtin e njerëzve dhe para së gjithash ajo ishte një pjekuri shpirtërore. Mirëpo tashmë, ajo konceptohej vetëm si një dëng me rregulla dhe ishte reduktuar në forma dhe rituale pa shpirt. (shih. A'raf, 157.)

2. - shih. A'raf, 169.

# VLERAT QË JANË HARRUAR

Në ditët e sotme pandehet civilizim avancimi i përpunimit të hekurit, mineraleve dhe teknologjisë. Ndërkohë këto në përgjithësi janë përdorur si mjete shkatërrimi dhe tiranie. Ndërsa civilizimi i vërtetë gjendet te vlerat njerëzore. Avancimet teknike dhe teknologjike nuk i kanë zhvilluar cilësitë njerëzore, por përkundrazi, ato kanë ndikuar negativisht te struktura bazë e natyrës së njeriut dhe e kanë bërë atë egoist. Pikërisht siç ka ndodhur te frutat dhe perimet me hormone.

Si rezultat;

• Njerëzit mendojnë vetëm për interesin e tyre dhe janë bërë egoistë. Ata mendojnë vetëm për veten e tyre.

• I kanë bërë pragmatistë.

• I kanë bërë të harrojnë botën tjetër.

• Ua kanë dobësuar cilësitë si turpin, nderin, moralin e lartë, intimitetin...

Hyrja e internetit dhe e celularëve inteligjentë në çdo moment të jetës dhe imponimi i stilit të jetës perëndimore nga televizionet, moda dhe reklamat në periudhën tonë, është krejt e qartë se kanë shkaktuar harrimin e shumë vlerave nga edukata dhe morali i Islamit.

Veçanërisht celularët inteligjentë janë shndërruar në një varësi ekstreme. Përgjatë gjithë ditës sytë janë bërë robër të atyre ekraneve. (Një gjendje e tillë) po shkakton situata të padëshirueshme materiale e shpirtërore dhe po i prish marrëdhëniet familjare e shoqërore.

"Hyrja e internetit dhe e celularëve inteligjentë në çdo moment të jetës dhe imponimi i stilit të jetës perëndimore nga televizionet, moda dhe reklamat në periudhën tonë, është krejt e qartë se kanë shkaktuar harrimin e shumë vlerave nga edukata dhe morali i Islamit."

Një njeri i mençur dhe me vullnet duhet t'i përdorë këto mjete në varësi të nevojës dhe nuk duhet ta prishë jetën sociale.

### TË NDARËT APO TË TJETËRSUARIT?

Për shembull, si mundet që një mysliman ta shpërndajë në internet fotografinë e tavolinës familjare ku ka ngrënë ushqim në një lokal luksoz?

Me veprime të tilla edhe cenohet privatësia familjare, edhe shfaqet një panoramë egoizmi dhe mburrjeje shumë e shëmtuar. Nga ana tjetër nxiten edhe shikimet e dëshpëruara të nevojtarëve.

Cilido që të jetë nijeti, pamja që del në pah nuk përputhet me të vërtetën e edukatës dhe rregullave islame.

"Për shembull, si mundet që një mysliman ta shpërndajë në internet fotografinë e tavolinës familjare ku ka ngrënë ushqim në një lokal luksoz? Me veprime të tilla edhe cenohet privatësia familjare, edhe shfaqet një panoramë egoizmi dhe mburrjeje shumë e shëmtuar. Nga ana tjetër nxiten edhe shikimet e dëshpëruara të nevojtarëve."





Nëse mund të thuhet;

“Çfarë ka këtu?”, atëherë kjo aludon në faktin se sot, për fat të keq, janë hapur plagë shumë të thella në botën shpirtërore, dinjitetin, turpin, kauzën dhe nderin tonë. Nexhip Fazëlli i shpreh kështu këto plagë:

“Gjyshja ime turpërohej për të nxjerrë edhe hundën,

Ato që tregon bija ime, i sheh vetëm qefini!”

Sa dëshpëruese që janë këto shprehje:

Nënat tona të mëparshme kanë qenë monumente nderi, por me kalimin e kohës, domethënë në ditët e sotme ai nder dhe edukatë që kishin ato nëna pothuajse ka humbur plotësisht për disa. Shkaku i kësaj janë;

Mashtrimet nga më të ndryshmet që bëhen në emër të një barazie të dëmshme e negative, e cila u përgatit terren abuzimeve që bëhen ndaj grave duke e deshifruar femrën, dhe një lirie me virus e cila të tërheq drejt mëkateve.

Për fat të keq;

Në ditët e sotme thuhet se edhe njerëzit që e respektojnë mbulesën po shfaqin lëshime në çështjen e internetit.

Ndërkohë këto lëshime i hedhin helm përshpirtshmërisë së familjes dhe e lëkundin lumturinë.



Edhe nëse njeriu pandeh;

“Unë po ua dërgoj vetëm disa njerëzve të afërt.”, prapë se prapë nuk duhet të harrohet se e gjithë baza teknike e mjeteve që përdorim gjendet në dorën e të huajve. Kjo e cenon privatësinë e familjes.

Dihet se në internet bëhen montazhe keqdashëse e shantazhe me fotografitë. Gjithashtu bëhen edhe vjedhje nëpërmjet kartave të kreditit apo karta të ngjashme me të.

“Në ditët e sotme pandehet civilizim avancimi i përpunimit të hekurit, mineraleve dhe teknologjisë. Ndërkohë këto në përgjithësi janë përdorur si mjete shkatërrimi dhe tiranie. Ndërsa civilizimi i vërtetë gjendet te vlerat njerëzore.”

Më i mira është që të jemi të kujdesshëm në fusha të rrezikshme siç është interneti.

### MBURRJA / LAVDËRIMI

Mburrja, lavdërimi dhe shtirja nuk përputhen me edukatën e Islamit. Të lavdëruarit duke shpërndarë fotografitë e vendit të shtrenjtë ku ke ngrënë e kë pirë, të automobilit luksoz në sendilen e të cilit je ulur, të vendit të pushimit ku ke shkuar dhe të gjërave të tjera të ngjashme me këto, janë veprime shumë të shëmtuara prej të cilave nuk janë të kënaqur Allahu (xh.xh.) dhe Pejgamberi ynë i Nderuar.

“Në ditët e sotme pandehet civilizim avancimi i përpunimit të hekurit, mineraleve dhe teknologjisë. Ndërkohë këto në përgjithësi janë përdorur si mjete shkatërrimi dhe tiranie. Ndërsa civilizimi i vërtetë gjendet te vlerat njerëzore.”

Në civilizimin tonë nuk mund të thoshin “Unë” as njerëzit më të suksesshëm që kishin arritur pikën kulmore në veprat më të përsosura të tyre, por ata flisnin për veten e tyre vetëm duke thënë: “Unë i varfri, unë i thjeshti, unë i dobëti, unë i skamuri...” Edhe Fatih Sulltan Mehmet Hani shkroi “unë robi i dobët” në formën e firmës që hodhi në dokumente.

“Avancimet teknike dhe teknologjike nuk i kanë zhvilluar cilësitë njerëzore, por përkundrazi, ato kanë ndikuar negativisht te struktura bazë e natyrës së njeriut dhe e kanë bërë atë egoist. Pikërisht siç ka ndodhur te frutat dhe perimet me hormone.”

Atyre që pyesnin: “A e juaja është kjo shtëpi?”, u jepej kjo përgjigje:

“Ne jemi ata që e kemi amanet.”

Sepse edhe i Dërguari i Allahut (a.s.), pyetjes;

“Kush është?”, që bëhet te dera, nuk e ka pranuar si të drejtë dhënien e përgjigjes në formën:

"Jam unë!" - dhe ka këshilluar që të thuhet emri. Edhe pse vetë ishte pika kulmore e njerëzimit dhe më i nderuari i Pejgamberëve, kur ishte i detyruar për t'i treguar këto, shprehej në këtë formë: "La fahre / Nuk po i them për t'u lavdëruar!"

## DASMAT

Dasmat janë shpallja e martesës ndaj njerëzve. Janë kryeja e detyrës "velime-gostisë" e cila është prej traditës së Pejgamberit (s.a.s.). Kjo shpallje dhe gostitje duhet të realizohen më aq shumë përshpirtshmëri, saqë të shndërrohen në prehje dhe lumturi për martesën e realizuar.

Por në ditët e sotme për fat të keq;

Edhe një fushë e shëmtuar e shfaqjes së pasurisë dhe fuqisë për t'u lavdëruar janë bërë dasmat.

Gjendje që nuk u kanë hije dasmave të myslimanëve:

• Vende luksoze në të cilat nuk shkojnë të varfrit, por vetëm shtresa elitare...

Në hadithin fisnik thuhet:

*"Sa dasmë e keqe është ajo në të cilën ftohen të pasurit dhe nuk ftohen të varfrit, të vetmuarit dhe nevojtarët."* (Buhari, Nikah, 72.)

Përçmimi i robërve të Allahut është shenjë e mendjemadhësisë. Pasojat e tij janë tragjike.

• Gara për të ngrënë e për të pirë duke bërë shpenzime të tepruara dhe të ekzagjeruara...

• Bashkimi i burrave me gratë, muzika e shthurur, argëtimi i degraduar në të cilat cenohen privatësitë dhe të cilat janë kthyer në sfilatë mode...

Ndërsa justifikimi i atyre që e bëjnë këtë është shkujdesja shpirtërore në formën: "I nderuar! Do të vijë protokolli!" Në një vend ku është e rëndësishme kënaqësia e Allahut, asgjë tjetër nuk ka rëndësi.

"A është më i rëndësishëm protokolli, apo kënaqësia e Allahut?" Këtë duhet ta mendojmë mirë.

"Civilizimi perëndimor që e ka rrethuar botën, i ka bërë njerëzit egoistë dhe interesaxhinj. Ai i ka bërë ata të mendojnë vetëm për vete. Ja pra, tragjedia e pragmatizmit..."

Përveç të tjerash, edhe nëpër ceremonitë martesore që organizoheshin nga padishahët e botës në historinë tonë, nuk janë neglizhuar të varfrit dhe nevojtarët. Mbi të gjitha, atyre u është kushtuar një interesim i veçantë.

Ndërkohë dasmat janë shpallje e një vatre familjare në një mjedis shpirtëror me gosti dhe lutje. Aty duhet të ftohen;

• Miqtë, fqinjët dhe të afërmit pa u bërë dallim klasash.

• Në veçanti nuk duhet të neglizhohen dhe patjetër duhet të ftohen të varfrit që bëjnë lutje.

• Gostia nuk duhet të jetë shpenzim i tepërt e i ekzagjeruar, por duhet të jetë një gosti nga zemra.

• Për dasmat duhet të zgjidhen jo vendet ku shkojnë njerëzit mëkatarë, ku kryhen vepra të ndaluara në kohë të tjera, luksoze, etj., por vende që kanë përshpirtshmëri.

• Duhet të shfaqet kujdes ndaj përzierjes së burrave me gratë dhe ndaj dispozitave sheriatike.

• Në dasmë sigurisht se do të ketë gëzim e hare, por këto duhet të jenë "në një formë që na ka hije neve". Dasmat nuk duhet të shndërrohen edhe në një fushë shfaqjeje sikur të jetë duke u organizuar ndonjë "sfilatë mode".

"Civilizimi perëndimor që e ka rrethuar botën (i ka bërë njerëzit) që ta harrojnë ahiretin dhe i ka dobësuar cilësitë dhe çështjet si turpi, nderi, morali i lartë dhe privatësia."

Islami nuk duhet të harrohet në asnjë fazë të jetës.

Hapja e një fillimi sipas dëshirave vetjake veçanërisht për një çështje siç është formomi i një familjeje ndërkohë që është shumë e rëndësishme të bëhet me një besmele plot përshpirtshmëri e dëlirësi, në aspektin fetar është thjeshtë një shfaqje shkujdesjeje shpirtërore krejt e papranueshme...

## RREGULLAT E USHQIMIT

Kur Pejgamberi ynë i Nderuar hante ushqim, shfaqte kujdes ndaj përkushtimit kundrejt Allahut. Ai na ka mësuar që të hamë duke medituar rreth mirësive që ka dhënë Allahu (xh.xh.). Resulullahu, alejhi's-selam, ka ngrënë duke qëndruar ulur. Ai e ka konsideruar mekruh (të papëlqyeshëm) të ngrënët duke u mbështetur diku. Grykësia ishte një lloj të ngrënët që sahabët nuk e njihnin dhe që qëndronin larg saj.

Ne jemi këshilluar që të mos ulemi në sofër pa na marrë uria dhe të ngrihemi prej saj akoma pa u ngopur.

• Të ngrënët e shpejtë në këmbë apo të ngrënët mbështetur sikur të jesh duke u shtrirë, mënyra të cilat po sugjerohen në ditët e sotme, janë në kundërshtim me edukatën islame dhe shëndetin.

• Pejgamberi, alejhi's-selam, nuk e ka zgjedhur ushqimin, vetëm nuk i ka ngrënë ushqimet me erë të fortë si qepa dhe hudhra ngaqë takohej me engjëjt. Ai na ka urdhëruar që të mos frekuentojmë në xhemat kur mbajmë erë të tillë.

• Ushqimet me erë të rëndë duhet të lihen për pas jacisë, ose duhet të merren masa si të ngrënët e karafilit që e heq erën, sepse Islami është hijeshi, mirësjellje dhe delikatesë.

• I Nderuari ynë na ka njoftuar se ngrënia e ushqimit bashkë me të tjerët e shton begatinë. Gostitja e të tjerëve është një mirësi e sugjeruar shumë në fenë tonë.

• Në ditët e sotme ushqimet e shijshme po shiten dhe po konsumohen në vende ku po i shohin sytë e të varfërve dhe jetimëve. Ushqimet në të cilat mbesin shikimet e njerëzve të tillë shkaktojnë probleme shpirtërore te ata që i hanë. Ky është një egoizëm që nuk (duhet të) shihet në civilizimin e virtyteve.

"Moda po duket si diçka e parëndësishme, por ajo të shpie drejt kulturës së huaj hap pas hapi. Në hadithin fisnik thuhet: "Nëse dikush përpiqet për t'i ngjarë një populli, edhe ai vetë është prej tyre." (Ebu Davud, Libas, 4/4031.)

Në historinë tonë ushqimet nëpër lokale mbuloheshin me diçka prej të cilës nuk dukej nga jashtë. Një pjesë prej ushqimeve si byreku që çoheshin nëpër furra për t'i pjekur, i jepej edhe furrxhiut me mendimin se "është haku i tij ngaqë i ka ndjerë aromën".

Po ashtu, këto ushqime transportoheshin të mbuluara nëpër rrugë.



Atë kohë nuk kishte qeska dhe torba transparente. Të gjithë njerëzit bënin kujdes dhe përdornin torba të padukshme duke u përpjekur për të mos tërhequr shikimet e të varfërve.

• Pejgamberi ynë i Nderuar ka përdorur dorën e djathtë për të ngrënë dhe nuk e ka konsideruar të përshtatshëm përdorimin e dorës së majtë për këtë gjë.

• Në ditët e sotme pirunët vendosën në disa tryezë në anën e dorës së majtë duke u thënë se ky është një rregull i sistemit të servirur nga perëndimi.

• Pejgamberi (s.a.s.), i ka mësuar sahabët dhe fëmijët që janë rritur me edukimin e tij që ushqimin ta fillojnë me besmele, të hanë para vetes, të mos bëjnë israf dhe ta përfundojnë me lavdërim, falënderim dhe lutje ndaj Zotit (xh.xh.).

• Në ditët e sotme shpërdorimi ka arritur pikën kulmore veçanërisht në produktet ushqimore. Kjo e vërtetë shprehet nga të gjithë. Çdo ditë për fat të keq hidhen nëpër koshat e mbeturinave sasi të konsiderueshme buke me të cilat mund të ushqehen shumë të varfër. Kjo situatë është një rezultat i dhimbshëm i ndërgjegjeve të shkatërruara dhe i ndjenjave që nuk interesohen për të urriturit.

"Dëshira për t'i pasuar dhe përmallimi për të bërë një jetë si njerëzit jashtë Islamit të cilët në suren Fatiha shprehen si njerëz që kanë tërhequr zemërimin e Zotit dhe që janë në humbje, Allahu na ruajt, na shpijnë në të njëjtin fund si i atyre. Pompei: Një shembull që tregon se si e shkatërron Zoti imoralitetin..."

Ndërkohë që nga njëra anë ka njerëz që vuajnë dhe vdesin prej urisë në vende si Afrika, Siria, Arakani dhe vende të tjera si këto, patjetër duhet ta ndalojmë këtë shpërdorim dhe të japim për hatër të Allahut sa më shumë që të jetë e mundur.

Lum për ata që bëjnë përpjekje serioze në këtë rrugë!

Tashmë dëshiroj të jap këtë shembull pa dhënë emër:

Një mik i yni nga Gaziantepi çdo ditë shkon nëpër lokale në orarin e mbylljes dhe mbledh bukën dhe ushqimet e mbetura. Ato ua jep të varfërve dhe nevojtarëve. Në këtë mënyrë edhe e ndalon shpërdorimin, edhe i gëzon nevojtarët. Përpjekjet e virtytshme si kjo në ditët e sotme janë një detyrë e rëndësishme dhe një domosdoshmëri e ndërgjegjes që bie mbi myslimanët.

Të mos harrojmë se;

Njerëzit e bekuar si Hazreti Omeri (r.a.) dhe Zejnelabidini (r.a.), çonin thasët me miell te dyert e shtëpive të të varfërve në errësirën e natës dhe largoheshin prej atyre pa i dëgjuar askush.

Sepse;

Edhe në ajetin fisnik thuhet që t'i ndihmojmë të varfrit të cilët nuk mund të kërkojnë ndonjë gjë prej njerëzve për shkak të dinjitetit të tyre dhe urdhërohet që t'i kërkojmë e t'i gjejmë ata edhe pse ata nuk lypin. Allahu Teala urdhëron:

***"... Ti do t'i njohësh ata nga pamja e tyre..."*** (Shik. Bekare, 273)

"Qëndrimi aparent dhe formal me njerëz jobesimtarë, mëkatarë dhe të shkujdesur, me kalimin e kohës shndërrohet në qëndrim që e kërkon mendja. Ky qëndrim që e kërkon mendja pas pak kohe shndërrohet në qëndrim që e kërkon shpirti. Ndërsa kjo do të thotë se fryma e fundit do të jetë humbje tragjike."

Ndërkohë që përpiqemi për t'i ndihmuar njerëzit e dobët, nuk duhet të harrojmë për të ndihmuar edhe krijesat e dobëta. Nëpër vende ku s'ka njerëz si skajet e pyjeve etj., gjithmonë gjenden shumë krijesa si mace dhe qen. Ato me gjuhën e tyre kërkojnë mëshirë prej njerëzve që kalojnë. Zgjatja e dorës së butësisë dhe shfaqja e mëshirës ndaj të gjitha këtyre janë prej shfaqjeve më të bukura të mëshirës.

Të mos harrojmë se;

Vetë Hazreti Pejgamberi na ka lajmëruar se një njeri ka fituar xhenetin për shkak se shfaqi sakrificë për t'i dhënë ujë një qeni të dobët. Kur ky njeri e pa qenin, nuk u mërzit aspak, por u fut në pus me këpucën e tij ngaqë nuk kishte ndonjë enë me vete, e mbushi atë me ujë dhe me të i dha ujë qenit të etur. (Shik. Muslim, Selam, 151-153.)

"Kanë shpikur "Ditën e të Dashuruarve". Po përpiqen ta mbështesin imoralitetin, marrëdhënien jashtëmartesore dhe flirtin, domethënë zinanë nën emrin "dashuri". Myslimani e ka detyrë të besimit që të shfaqë rezistencë kundrejt këtyre."

I ndjeri, Hulusi Bajballi i cili u rrit me edukimin e atyre njerëzve sublimë, i këshillonte si më poshtë shokët e tij:

"Kafshët e shkreta le të mos ngelin të uritura në këtë dimër të acartë. Mbushini bagazhet e makinave me grurë dhe shpërndajeni atë në vende të përshtatshme, në mënyrë që të ushqehen zogjtë e shkretë."

Përfundimisht;

Zemra e një myslimani duhet të ketë vend për të gjithë. Të gjitha krijesat në nevojë duhet të gjejnë vend brenda saj. Kjo zemër duhet të vlojë me mirësi e begati sikur të jetë vendi ku depozitohet mëshira dhe mirësia. Shkurtimisht;

Një besimtar i urtë duhet të shfaqë një mëshirë dhe dhembshuri të tillë në sipërfaqen e kësaj toke. Ai duhet të jetojë gjithmonë me infak duke dhënë për hir të Allahut çdo gjë që posedon dhe kështu duhet të bëhet një njeri i mëshirës.

Sepse Pejgamberi ynë i nderuar e harronte urinë e vet kur shikonte përballë një të uritur tjetër. Atij nuk i hynte gjum në sy pa i dhënë për hatër të Zotit çdo gjë që kishte. Ai gjente prehje vetëm kur jepte për hir të Allahut (xh.xh.).

Familja e Resulullahut (s.a.s.), kishte therë një dele. Pejgamberi ynë i Nderuar urdhëroi që mishi i saj t'u shpërndahej të varfërve dhe nevojtarëve. Pastaj e pyeti nënën tonë, Aishen (r.anha):

*"Çfarë ka mbetur prej saj?"*

Hazreti Aishja iu përgjigj:

"Ka mbetur vetëm një kockë shpatulle."

Nisur nga kjo, Hazreti Pejgamberi tha:

*"Thuaj se ka mbetur e gjitha përveç një kocke shpatulle!* (E gjitha u bë e jona!)" (Tirmidhi, Kijamet, 33.)

"Bërja e dasmave nëpër vende luksoze në të cilat nuk shkojnë të varfrit e nevojtarët, por vetëm shtresa elitare, është një çështje që nuk u ka hije myslimanëve. Përçmimi i robërve të Allahut është shenjë e mendjemadhësisë dhe fundi i saj është humbje e tmerrshme."

*"Sa dasmë e keqe është ajo në të cilën ftohen të pasurit dhe nuk ftohen të varfrit, të vetmuarit dhe nevojtarët."* (Buhari, Nikah, 72.)"

Të njëjtën natyrë kanë edhe ndihmat që po ua bëjmë sot vëllezërve tanë nga Siria, Arakani, Palestina dhe Afrika. Ndihmat që po ua bëjmë atyre janë një ibadet që do të ngjitet në Arshin e Lartë.

Kur pjesa që ia ndajmë vetes prej mirësive me të cilat furnizohemi, e kalon sasinë e mjaftueshme, atëherë do të thotë se jemi duke shpërdoruar dhe se jemi në humbje. Përderisa t'u japim edhe të tjerëve dhe t'i ndajmë gjërat bashkë me ta, inshallah jemi ne ata që do të fitojmë...

Israfi është një lloj mosmirënjohjeje kundrejt mirësive që ka dhënë Allahu (xh.xh.), sepse israfi është veprimi për ta ngopur ndjenjën e të qenët i ulët. Ndërsa koprracia është akumulim për vete. Edhe israfi, edhe koprracia janë egoizëm dhe veprime prej egoizmi. Ndërsa Islami na mëson të bëhemi jo egoistë, por altruistë.

Ja pra, bazuar në këtë edukatë;

Duhet të jemi të kujdesshëm te sofrat nëpër shtëpitë tona, t'i respektojmë të gjitha rregullat dhe të mos e nënvlerësojmë besmelenë e lutjen. Ushqimi që fitohet prej hallallit dhe hahet sipas rregullave, bëhet fuqi për përshpirtshmërinë. Ndërsa kafshatat që vijnë nga harami e dyshimi dhe që hahen me shkujdesje shpirtërore, e shtyjnë njeriun që i konsumon drejt punëve të gabuara dhe haram.

## VESHJA DHE RROBAT

Islami e ndalon njeriun nga shëmtia e lakuriqësisë dhe e urdhëron që të vishet në formë të përshtatshme me personalitetin.

Nisur nga këto që thamë më lart, veshja e myslimanit duhet të jetë në përputhje me besimin dhe civilizimin e tij.

- Myslimani nuk duhet të veshë rroba që simbolizojnë të huajt.
- Rrobat e burrave, grave, fëmijëve dhe e të gjithëve duhet të jenë të bollshme. Ato nuk duhet të jenë të ngushta deri në atë masë saqë të shfaqin linjat e trupit. Rrobat e ngushta nuk janë të përshtatshme as nga aspekti i shëndetit, as nga aspekti i edukatës, sepse e deshifrojnë trupin.
- Veçanërisht fëmijët;

Nuk duhet të neglizhohen deri në atë masë saqë t'i pëlqejnë rrobat e papërshtatshme me mendimet e formës: "Sidoqoftë janë të vegjël në moshë...", "Le të kënaqen!" Sepse me kalimin e kohës kjo gjendje sjell në pah një varësi dhe zakon te keq si duhani.

"Në ditët e sotme ushqimet e shijshme po shiten dhe po konsumohen në vende ku po i shohin sytë e të varfërve dhe jetimëve. Ushqimet në të cilat mbe-

sin shikimet e njerëzve të tillë shkaktojnë probleme shpirtërore te ata që i hanë."

Gratë nuk duhet të veshin rrobat e burrave dhe burrat nuk duhet të veshin rrobat e grave. Gruaja dhe burri duhet të vishen siç u ka hije personaliteteve të tyre. Personalitetet dhe karakteret nuk duhet të ngatërrohen, sepse burrat dhe gratë i kanë të ndryshme linjat e trupit nga njëri-tjetri. Njëra prej fatkeqësive të kohës sonë është moda uniseks. I Dërguari i Allahut, paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi të, na ka lajmëruar *se "është larg mëshirës së Allahut ajo grua që përpiqet t'i ngjajë burrit dhe ai burrë që përpiqet t'i ngjajë gruas"*. (Buhari, Libas, 61.)

• Burrat e kanë haram që të veshin rroba prej mëndafshi dhe të vendosin stoli prej floriri, sepse këto janë stoli që u përkasin grave.

• Kur gratë të dëshirojnë për të dalë në rrugë, mbi rrobat e përshtatshme ndaj mbulesës veçanërisht duhet të veshin edhe rroba të jashtme si xhilbabi, manteli apo pardesyja. Kjo rroba e jashtme nuk duhet të jetë prej atyre që tërheq vëmendjen e njerëzve. Në ditët e sotme për fat të keq janë shfaqur lëshime në lidhje me këtë çështje.

"Përgjatë historisë sonë ushqimet në lokale mbuloheshin me mbulesë në një formë që të mos dukeshin nga jashtë. Ndërsa në kohën tonë sytë e të varfërve mbesin te ushqimet e ekspozuara."

## MARRËDHËNIET BURRË-GRUA Ë HUAJ PËR NJËRI-TJETRIN

Feja jonë ka sjellë rregulla të caktuara për paqen e individit e shoqërisë dhe për lumturinë e familjeve.

E rëndësishme është që gratë t'i shërbejnë familjes dhe fëmijëve, domethënë, të gjenden në botën e prehjes dhe përshpirtshmërisë së shtëpive të tyre. Por gratë po inkurajohen për të punuar në botën e jashtme si burrat me sugjerimet që jep feminizmi, ekzagjerimi i nevojave materiale dhe me gjëra të tjera të ngjashme me këto. Në këtë situatë, shërbimin ndaj familjes, fëmijëve dhe brezave që duhet ta marrin përsipër gratë në shtëpitë e tyre, është shndërruar në një problem shoqëror.

Nëse një grua do të punojë, atëherë ajo mund të punojë vetëm në vend që ka kushte për gratë. Vendet si mejtepet, rrobaqepësitë, maternitetet dhe të tjera të ngjashme me këto janë më të përshtatshme për të dhënë shërbim gratë.

Në një institucion ku burrat dhe gratë punojnë të përzier, nuk është e drejtë që të punojnë as burrat, as gratë. Në fakt nuk është e vështirë për t'i marrë masat e nevojshme. Por për shkak se kjo gjendje i shkon për shtat nefsit, po kundërshtohen edhe ata që i propozojnë këto lloj masash.

Për fat të keq në periudhën tonë këto masa janë hedhur mënjanë edhe nëpër institucione të cilat drejtohen nga njerëz fetarë. Domethënë, po veprohet sikur feja jonë nuk e ka një urdhër të tillë.

Ndërkohë individët, familjet dhe shoqëria po i përjetojnë pasojat e dhimbshme të këtyre nënvlerësimeve. Divorcet po shtohen, ngjarjet e dhunës ndaj grave kanë arritur kulmin dhe gratë po trajtohen jo si zonja të nderuara, por si burra.

## KEMI HUMBUR LAGJEN

Pas harrimit të këtyre vlerave gjendet humbja e terrenit ku përjetohen këto virtyte. Baza e strukturës sonë sociale ka qenë lagja.

Në lagje kishte mëshirë. Çdo njeri ishte siguri për të gjithë. Veçanërisht grave të veja dhe jetimëve u dilnin për zot të gjithë. Kjo dalje për zot nuk bëhej në formën për të shkuar te jetimi për t'i dhënë një çokollatë, por në këtë formë: Nëse ishte djalë, atëherë ai jetim edukohej me personalitetin Islam dhe i jepej një profesion i mirëfilltë. Nëse ishte vajzë, i përgatitej paja dhe i dilej për zot derisa të martohej me dikë të përshtatshëm. Nëse shoqërisë nuk i dilet për zot në këtë mënyrë, shtresat e saj të dobëta nga aspekti material dobësohen edhe nga aspekti shpirtëror. Si rrjedhojë, Allahu na ruajt, bëhen lodra të shejtanit dhe bien në rrugë të këqija. Për shkak të kësaj, shtypen nën këmbë si lulet e brishta që gjenden nëpër qoshe të kalldrëmeve.

Në lagje ka pasur modesti. Atë kohë nuk kishte dallim klasash siç ndodh tani nëpër komplekse pallatesh. Të pasurit dhe të varfrit jetonin sipas rregullave të fqinjësisë dhe falnin namaz në xhami në të njëjtin rresht. Ndërsa në ditët e sotme për fat të keq ka dalë në pah sistemi i privilegjit.

"Në shoqërinë osmane njerëzit në lagje mjaftoheshin me atë që kishin dhe ishin kursimtarë. Ndërmjet standardeve të jetës së njerëzve të pasur e të varfër, drejtorëve dhe punëtorëve kishte një dallim shumë të pjesshëm. Për shembull, në dy (familje) mund të kishte divane. Nëse bëhej fjalë për ndonjë dallim, atëherë dallimi ishte vetëm te cilësia e copës."

Në lagje nuk kishte nënçmim të "robërve të Allahut" dhe kishte dashuri e respekt për ta. Qoftë edhe për njerëzit që ishin me aftësi të kufizuara mendore, nuk përdoreshin fjalë të shëmtuara e fyese për t'i cilësuar, por u thuhej "të dobët të nderuar".

"Në shoqërinë osmane ka pasur modesti. Atë kohë nuk kishte dallim klasash siç ndodh tani nëpër komplekse pallatesh. Të pasurit dhe të varfrit jetonin sipas rregullave të fqinjësisë dhe falnin namaz në xhami në të njëjtin rresht."

Zonja Saime e cila ishte prej xhematit të Hazretit Sami Efendit dhe e cila e ka takuar atë, banonte në lagjen Fatih. Ajo ishte prej robërve evlia të Allahut (xh.xh.). Edhe nëna ime i nderuar e vizitonte atë.

Madje edhe unë vetë e pata parë kur isha fëmijë. Nëna më ka thënë se ajo i kishte thënë:

"Bija ime, Feride! Ka prej njerëzve që nënçmohen, tallen dhe përçmohen nga të gjithë. Ti mos u sill kështu kundrejt atyre. Shfaq interesim ndaj tyre dhe lavdëroji!.."

Sepse një prej mëkateve dhe harameve të mëdha është përçmimi i "robërve të Allahut". Në ajetin fisnik thuhet:

***"Mjerë për çdo përqeshës – shpifës*** (që thotë fjalë të këqija nga pas duke i përçmuar robërit e Allahut)***!"*** (Humeze, 1)

Nga ana tjetër nuk duhet të harrojmë se çdo rob i Allahut (xh.xh.), ka një të fshehtë të veçantë. Andaj, prej këtyre njerëzve nganjëherë kanë dalë shumë fjalë plot urtësi.

Në lagje kishte bujari dhe njerëzit i ndanin gjërat me njëri-tjetrin. Në lagje askush nuk i refuzonte lypësit dhe nuk u thoshin: "Allahu të dhëntë!" Në lagje nuk lëndoheshin as njerëzit për të cilët mendohej se po e shfrytëzonin situatën, por u jepej diçka qoftë edhe pak, në mënyrë që t'ua fitonin zemrat.

Njerëzit në lagje mjaftoheshin me atë që kishin dhe ishin kursimtarë. Ndërmjet standardeve të jetës së njerëzve të pasur e të varfër, drejtorëve dhe punëtorëve kishte një dallim shumë të pjesshëm. Për shembull, në dy (familje) mund të kishte divane. Nëse bëhej fjalë për ndonjë dallim, atëherë dallimi ishte vetëm te cilësia e copës. Nuk kishte dallim në të ngrënë, në të pirë, në veshje e në rroba dhe askund nuk shihej luks, shpërdorim dhe teprim. Këto nuk i bënin edhe ata që kishin mundësi, sepse edhe mendonin për ata që nuk kishin, edhe veprimet e tilla i konsideronin të ulëta. Pra, i konsideronin si dobësi personaliteti.

Ndërsa në ditët e sotme e kemi humbur lagjen dhe rregullat e virtytit të saj. Vendin e tyre po e zë moda që vjen nga vende të huaja!..

## MODA

Moda është metoda për t'i imponuar njerëzit që të bëjnë ato që nuk i bënin dot. Siç shprehet edhe Kurani Fisnik, "veprat e këqija dhe të shëmtuara po zbukurohen me anë të modës".

"Davud Tai (k.s.), ua dërgoi jetimëve një ushqim që iu dhurua atij dhe tha:

"Nëse e hamë ne këtë mish, pas një kohe të shkurtër do të dalë jashtë, por nëse ua japim atyre jetimëve, do të ngjitet në Arshin e Lartë!.."

Nëse dikujt i griseshin pantallonat, shkonte menjëherë në shtëpi, gjente një rrugëzgjidhje dhe i ndërronte ata. Por në ditët e sotme disa njerëz të shkujdesur blejnë pantallona të grisura dhe dalin me ta nëpër rrugë me mendimin se janë modë.

Kjo gjendje e shëmtuar është nëpërkëmbje e personalitetit të njeriut. Kjo gjendje është shndërrim i njeriut në robot. Ajo po administrohet nga larg prej hasmëve të vlerave popullore dhe shpirtërore.

*Në lagje kishte bujari dhe njerëzit i ndanin gjërat me njëri-tjetrin. Në lagje askush nuk i refuzonte lypësit dhe nuk u thoshin: "Allahu të dhëntë!" Në lagje nuk lëndoheshin as njerëzit për të cilët mendohej se po e shfrytëzonin situatën, por u jepej diçka qoftë edhe pak, në mënyrë që t'ua fitonin zemrat.*

Shprehja: "Të gjithë kështu po veprojnë.", në fakt nuk është një fjalë e drejtë. Ndërkohë që askush nuk e bënte këtë, ky veprim u fillua nga dikush që hapi një periudhë të keqe. Të gjithë ata që e ndoqën atë, filluan ta bënin atë gabim. Por sidoqoftë ka prej atyre që nuk e bëjnë dhe qëndrojnë larg. Rregulli (shembulli) ynë nuk është "të gjithë". Shembulli ynë është Pejgamberi ynë i Nderuar, sahabët e nderuar, gjyshërit tanë që ishin në rrugën e drejtë dhe njerëzit që janë në rrugë të drejtë.

"Ndihmat që po ua bëjmë sot vëllezërve tanë nga Siria, Arakani, Palestina dhe Afrika, janë një ibadet që do të ngjitet në Arshin e Lartë."

Një personalitet i fortë vepron sipas vlerave të veta në botën shpirtërore të tij. Një njeri i tillë nuk mund të komandohet nga larg me komandë. Ai nuk kaplohet nga turmat dhe nuk shkon pas tyre. I Dërguari i Allahut, alejhi's-selam, ka thënë:

*"Mos u bëni njerëz pa karakter, pa vullnet dhe pa vendosmëri që i imitoni të tjerët në çdo çështje duke thënë: Nëse njerëzit bëjnë mirë, edhe ne bëjmë mirë* (bashkë me ta). *Nëse njerëzit bëjnë padrejtësi, edhe ne bëjmë padrejtësi* (bashkë me ta)*!*

*Por ushtrojeni veten që të bëni mirë nëse njerëzit bëjnë mirë dhe të mos bëni padrejtësi nëse bëjnë ligësi* (qëndroni larg ligësive të atyre)*!"* (Tirmidhi, Birr, 63/2007; Taberani, Kebir, IX, 166, 167; Buhari, et-Tarihu'l-Kebir, IV, 367.)

Nuk duhet të harrojmë se;

Ndjekja e modës dhe kaplimi nga sjelljet me mburrje që shprehin egoizëm, është përpjekje për t'i kompensuar mangësitë dhe plasaritjet në personalitet me fantazi boshe dhe të pakuptimta. Një besimtar duhet ta ndërtojë personalitetin e tij me moralin Islam, me dije e urtësi dhe me devotshmëri e sinqeritet. Ndërsa njerëzit që duhet t'i marrë për shembull përgjatë kësaj përpjekjeje për ndërtimin e personalitetit janë i Dërguari i Allahut, i cili është shembulli i shkëlqyer dhe sahabët e nderuar.

Sa më shumë që po harrohen vlerat dhe ndjesitë tona, vendin e tyre po e mbushin gjëra të degraduara që po vijnë nga perëndimi dhe njerëzit jobesimtarë.

Pejgamberi ynë i Nderuar (s.a.s.), i ka pastruar një nga një gabimet, besëtytnitë dhe tiranitë e traditës së xhahilijetit (injorancës para ardhjes së Islamit). Në vend të tyre vendosi traditën e tij fisnike.

Kjo është ajo që duhet ta bëjnë edhe sot besimtarët.

Traditat dhe zakonet siten në sitën e dispozitave dhe rregullave të Islamit. Ato që nuk u përshtaten ndjesive të Islamit, mbeten jashtë. Kështu që nuk mund të hyjnë brenda nëpërmjet doganave tona shpirtërore!..

Injoranca moderne në ditët e sotme po përpiqet për ta përhapur kulturën e vet nëpërmjet internetit dhe televizorit. Për shembull, zakoni i "ditëlindjes" nuk ka pas ekzistuar në kulturën tonë. Në fakt civilizimi ynë nuk përdor kalendarin diellor (gregorian) si kalendar. Por këtë po e përhapin në çdo vend të botës.

Si rezultat i këtyre propagandave njerëzit po mendojnë:

"Nëse u japim vlerë njerëzve që i duam, duhet t'u festojmë ditëlindjen..." Për këtë arsye, shkojnë nëpër lokale jashtë, porosisin dhe hanë ushqime dhe pasta nën shikimet e të gjithëve, pastaj bëjnë edhe një fotografi dhe e shpërndajnë në internet. Në këtë mënyrë, një praktikë e huaj për ne me çdo gjë të saj dhe në kundërshtim me vlerat tona me çdo gjë të saj, po futet me imponim në traditën tonë.

"Zemra e një myslimani duhet të ketë vend për të gjithë. Të gjitha krijesat në nevojë duhet të gjejnë vend brenda saj. Kjo zemër duhet të vlojë me mirësi e begati sikur të jetë vendi ku depozitohet mëshira dhe mirësia."

A kjo do të thotë që t'i japim vlerë atij që e duam? A ekspozimi ndaj të tjerëve do të thotë se i japim vlerë atij që e duam? A reklamimi do të thotë se i japim vlerë atij që e duam?

Një person që nuk dëshiron t'i bëjë këto fajësohet dhe i bëhet presion. Ndoshta fëmijët dhe të afërmit i thonë:

"A nuk na do ti ne?"

Si alternativë ndaj këtyre mund të shfrytëzohen kohët e bekuara si festat e bajrameve, netët e mira dhe dita e xhuma. Mbi të gjitha, ne nuk kemi nevojë të presim ndonjë kohë të caktuar për t'i dhënë dhurata njëri-tjetrit. "Dhënia e dhuratave në mënyrë të ndërsjellë" është një sunet i bukur. Gostitja e familjes është sevap.

"Një besimtar i urtë duhet të shfaqë mëshirë dhe butësi në sipërfaqen e tokës. Ai gjithmonë duhet të jetë me infak duke dhënë çdo gjë që posedon dhe në këtë mënyrë duhet të bëhet njeri i mëshirës."

Po ashtu si modë e ardhur nga perëndimi;

Është shpikur "Dita e Nënave" dhe "Dita e Baballarëve", në mënyrë që ekonomia e konsumimit dhe shpërdorimit të shesë mall duke u përkushtuar atyre një ditë në vit. Ndërkohë në Islam çdo ditë është për të shfaqur respekt e dashuri dhe për t'u shërbyer nënave tona. Çdo ditë është për respekt, mirësi dhe bindje ndaj baballarëve tanë. Nëse patjetër kërkohet ndonjë shkak, përsëri duhet të vlerësohen festat e bajrameve, netët e mira dhe ditët e xhumasë që gjenden në civilizimin tonë.

Ata kanë shpikur "Ditën e të Dashuruarve". Kështu po përpiqen të mbështesin imoralitetin, marrëdhënien jashtëmartesore dhe flirtin, domethënë zinanë nën emrin "dashuri". Myslimani e ka detyrë të besimit që të shfaqë rezistencë kundrejt këtyre." Edhe fëmijët po përpiqen t'i mësojnë me këto lidhje të pamoralshme duke u thënë:

"Atë ditë duhet të kesh një të dashur!"

Të mos harrojmë se ndjenjat e epshit nuk kanë lidhje me dashurinë. Hazreti Mevlana në një rubaie të tij thotë:

"Ji i ndërgjegjshëm! Dashuria është e bukur (eliksir i jetës). Ato që e prishin atë (që e helmojnë) janë cilësitë e këqija të tuat. Ti ia kë vënë epshit emrin dashuri. Ah sikur ta dish sesa distancë ka ndërmjet epshit dhe dashurisë!"

Edhe për ata që janë të martuar po bëhet propaganda në formën: "Në këtë datë duhet t'i marrësh një dhuratës të dashurit/ës tënd/e. Atë duhet ta çosh në vend luksoze dhe të mrekullueshme!"

E gjitha kjo bëhet për t'i dhënë fuqi ekonomisë së konsumit dhe shpërdorimit.

Ndërkohë dashuria është një cilësi e Allahut Teala i Cili është el-Vedud (i Dashuri). Nëse të gjitha dashuritë shndërrohen në një shkallë dhe fazë për "dashurinë ndaj Allahut", bëhen të vlefshme. Në të kundërt mbesin të ulëta, të përkohshme dhe të pakuptimta. Ato e shndërrojnë zemrën në gërmadhë. Sa e veçantë që është lutja e Hazreti Davudit:

*"O Allah! Kërkoj prej Teje dashurinë Tënde, dashurinë e atyre që të duan Ty dhe veprat e mira që më shpien te dashuria Jote.*

*O Allah! Bëje dashurinë ndaj Teje për mua më të dashur se vetja ime, se familja ime dhe se uji i ftohtë!"* (Tirmidhi, Deavat, 72.)

"Në shtëpinë e bekuar të të Dërguarit të Allahut (s.a.s.), vinin plaçka lufte dhe dhurata. Pejgamberi ynë i Nderuar gjente prehje duke ua dërguar ato të varfërve, nevojtarëve dhe veçanërisht nxënësve të Kuranit. Kështu e harronte urinë e tij."

Moda duket sikur të ishte diçka e padëmshme dhe e parëndësishme, por ajo na shpie hap pas hapi drejt huazimit të kulturës së huaj. Viti i Ri, përvjetori i kësaj, përvjetori i asaj... Këto gjëra nuk gjenden në civilizimin tonë të vërtetë, sepse pëlqimi dhe kaplimi nga mënyra e jetesës e këtyre njerëzve jashtë Islamit të cilët në Suren Fatiha përshkruhen si njerëz që kanë tërhequr zemërimin e Zotit dhe janë në humbje, Allahu na ruajt, na zvarrisin drejt të njëjtit përfundim me ta. Në hadithin fisnik thuhet:

*"Ai që i ngjan një populli është prej tyre."* (Ebu Davud, Libas, 4/4031.)

Shëndeti i trupit mbrohet me fuqinë e nxjerrjes jashtë të substancave të huaja.

"Dashuria është një cilësi e Allahut Teala i Cili është el-Vedud (i Dashuri). Nëse të gjitha dashuritë shndërrohen në një shkallë dhe fazë për "dashurinë ndaj Allahut", bëhen të vlefshme. Në të kundërt mbesin të ulëta, të përkohshme dhe të pakuptimta. Ato e shndërrojnë zemrën në gërmadhë."

*"Dashuria është një cilësi e Allahut Teala i Cili është el-Vedud (i Dashuri). Nëse të gjitha dashuritë shndërrohen në një shkallë dhe fazë për "dashurinë ndaj Allahut", bëhen të vlefshme. Në të kundërt mbesin të ulëta, të përkohshme dhe të pakuptimta. Ato e shndërrojnë zemrën në gërmadhë."*

Le të meditojmë:

Le të shohim fetë e lindjes në ditët e sotme. Në to ka besëtytni shumë të çuditshme dhe praktika që nuk i pranojnë mendje e logjika.

Ndoshta këto fe në kohën e tyre kanë qenë themeluar nga një pejgamber, por kanë degraduar në këtë gjendje për shkak të sëmundjeve si dëshirat vetjake, egoizmi dhe imitimi i të huajve. Ato u shndërruan në një rrugë të devijuar duke u prishur dhe duke u manipuluar.

Kështu ka qenë edhe xhahilijeti në periudhën e Resulullahut, alejhi's-selam. Sistemi që e themeluan Hazreti Ibrahimi dhe Ismaili, u shkatërrua nga brenda dhe jashtë. Shtëpia e tevhidit (njësimit të Zotit) u mbush plot e përplot me idhuj. Në jetën individuale dhe shoqërore u futën dhe u rrënjosën gjëra të shëmtuara, besëtytni, besime të devijuara dhe padrejtësi të llojeve të ndryshme nën emrin e zakonit dhe traditës.

Fotografia nuk mund të madhërohet!..

Për shembull, për shkak të zhvillimeve teknologjike për të cilat folëm më sipër, vëmë re se disa njerëz vendosin nëpër mure figurat dhe fotografitë e miqve të Allahut. Këto foto i mbajnë me vete dhe nëpër telefona  me ndjenjën e nderimit.

Në rrugën tonë nuk lejohet që fotografitë e murshidit të vendosen nëpër mure apo të mbahen nëpër telefona, etj. Këto janë bidate të këqija që kanë dalë me kalimin e kohës.

Kur shkonim në ndonjë vend me babanë tim, Musa Efendin (r.a.), ai i paralajmëronte njerëzit duke u thënë kështu kur shihte të varura në mur fotot e Hazreti Sami Efendit apo fotot e veta:

"Aman bir, hiqini këto fotografi! Këto janë bidate. Ndërmjet sahabëve nuk ndodhnin gjëra të tilla. Ata e kujtonin njëri-tjetrin me moralin e lartë të tyre. Rabitaja (lidhja shpirtërore) në rrugën tonë është ndërmjet zemrave, jo ndërmjet fotografive.

I Dërguari i Allahut, paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi të,  nuk ka bërë fotografi dhe statujë. Edhe në atë kohë kishte piktorë dhe skulptorë. Po të donte, mund t'i bënte, por qëndroi larg tyre në mënyrë të veçantë, madje edhe i ndaloi.

Ja, kjo është gjëja që quhet bidat...

"Në lagjen e shoqërisë osmane kishte mëshirë. Të gjithë ishin siguri për njëri-tjetrin. Veçanërisht grave të veja dhe jetimëve të gjithë u dilnin për zot."

Sepse në histori lexojmë se;

Në periudhën e Idrisit, alejhi's-selam, vizitoheshin varret e disa njerëzve të devotshëm që kishin ndërruar jetë. Më vonë shejtani i devijoi ata nga rruga e drejtë duke u thënë që të bënin fotografitë dhe statujat e atyre gjoja për t'i kujtuar ata. Ato u vendosën te varret e atyre. Pastaj ato u shndërruan në idhuj. Njerëzit i harruan personalitetet e mëdha dhe cilësitë e bukura të atyre dhe filluan t'i adhuronin fotografitë e tyre.

Dijetarët na njoftojnë se idhujt si “Veddi” dhe “Jaguthi” që përmenden në Kuranin Fisnik, në fillim kanë qenë statuja të bëra për këta njerëz të devotshëm. Domethënë se nijeti i mirë nuk është i mjaftueshëm.

Në fenë tonë nuk lejohet që njerëzit e devotshëm t’i kujtojmë me fotografitë e tyre. Rabitaja realizohet me të qenët bashkë në dashurinë shpirtërore. Bashkimi shpirtëror është bashkimi në cilësitë e bukura si devotshmëria, adhurimi dhe morali i lartë.

“Kjo dalje për zot nuk bëhej në formën shkuarjes te jetimi për t’i dhënë një çokollatë, por në këtë formë: Nëse ishte djalë, atëherë ai jetim edukohej me personalitetin Islam dhe i jepej një profesion i mirëfilltë. Nëse ishte vajzë, i përgatitej paja dhe i dilej për zot derisa të martohej me dikë të përshtatshëm.”

Pika kulmore e bashkimit shpirtëror ishte dashuria dhe lidhja ndërmjet Resulullahut (s.a.s.) dhe Hazreti Ebu Bekrit (r.a.). Pikërisht si dy enë të ngjitura në të njëjtën madhësi. Sepse dashuria është një rrjet rryme ndërmjet dy zemrave.

Të kaluarit e cakut në rabita dhe atribuimi i shenjtërisë atij me të cilin bëhet rabitaja, Allahu na ruajt, i hap derën shirkut dhe kufrit.

Duhet ta dimë se;

Civilizimi ynë nuk merret me pamjen e jashtme të diçkaje, por me esencën dhe brendësinë e saj.

Në ditët e sotme të krishterët po vendosin fotografitë dhe statujat e Hazreti Isait dhe Hazreti Merjemes në çdo vend. Por ata janë të painformuar plotësisht në lidhje me të vërtetat e këtyre njerëzve të bekuar si besimin e vërtetë, adhurimin ndaj Allahut, sinqeritetin, ndershmërinë dhe mbështetjen tek Zoti që kishin ata. Fotografitë dhe statujat nuk kanë dobi për asnjë gjë!.. Madje të krishterët;

E kanë bërë flamur kryqin duke thënë: “Përfaqëson Hazreti Isanë.” Ata kanë vrarë me qindra mijëra myslimanë që i besojnë në të vërtetë Isait (a.s.). Ja, kjo është dredhia e shejtanit…

Për këtë arsye;

Islami ka disa masa që i ka marrë për të mbrojtur esencën e tij:

## MASAT

• Në fenë tonë gjendet ndjeshmëria ndaj sunetit kundrejt bidateve. Për ata që i ngjallin sunetet e harruara jepet sevapi i dëshmorit.

• Kundrejt harameve gjendet qëndrimi për t’u larguar nga gjërat e dyshimta i cili është masë më e gjerë se kujdesi.

• Gjendet parimi për t’i mbyllur rrugët që të çojnë në të keqe.

• Gjendet ligji i cili i jep përparësi heqjes së të keqes kundrejt përftimit të të mirës. (Def’i mefasid ka përparësi ndaj xhelbi menafi.)

• Veçanërisht gjendet parimi për të mos u ngjarë qafirëve, ehli kitabit dhe për të vepruar në kundërshtim me zakonet e mohuesve.

• Parimi për t’i rivlerësuar zakonet dhe traditat sipas Kuranit dhe Sunetit.

• Feja jonë çdo fushë të jetës e ka rrethuar me parime. Ajo nuk ka lënë asnjë zbrazëtirë. Edhe në gjërat që janë të ndaluara ka parime të caktuara.

“Fëmijët nuk duhet të neglizhohen deri në atë masë saqë t’i pëlqejnë rrobat e papërshtatshme me mendimet e formës: “Sidoqoftë janë të vegjël në moshë…”, “Le të kënaqen!” Sepse me kalimin e kohës kjo gjendje sjell në pah një varësi dhe zakon te keq si duhani.”

Ne duhet ta gjallërojmë traditën e Hz. Pejgamberit dhe nuk duhet të lejojmë që në jetën tonë të hyjë moda e cila vjen nga perëndimi dhe degradimi.

Siç është shprehur edhe Imam Gazaliu:

Qëndrimi aparent dhe formal me njerëz femohues, mëkatarë dhe të shkujdesur, me kalimin e kohës shndërrohet në bashkim mendor. Edhe bashkimi mendor pas një kohe shndërrohet në bashkim shpirtëror. Kjo nga aspekti shpirtëror do të thotë që njeriu të zvarritet hap pas hapi drejt shkatërrimit. Do të thotë që dhënia e frymës së fundit të ndodhë në humbje.

“Gratë nuk duhet të veshin rrobat e burrave dhe burrat nuk duhet të veshin rrobat e grave. Gruaja dhe burri duhet të vishen siç u ka hije personaliteteve të tyre. Personalitetet dhe karakteret nuk duhet të ngatërrohen. Njëra prej fatkeqësive të kohës sonë është moda uniseks. I Dërguari i Allahut (s.a.s.), na ka paralajmëruar se “do të mallkohet ajo grua që përpiqet t’i ngjajë burrit dhe ai burrë që përpiqet t’i ngjajë gruas duke u lënë larg mëshirës së Allahut “.

Sa bukur shprehet Imam Shafiu (r.a.):

“Nëse nuk e preokupon veten me të vërtetën, e pavërteta do të preokupohet me ty.”

**O Zot!**

**Na ndihmo që çdo aspekt të jetës sonë dhe çdo faqe të librit të veprave tona ta kemi të përshtatshme me kënaqësinë Tënde dhe në përputhje me Kuranin dhe Sunetin e të Dërguarit Tënd!..**

**Na mbroj nga e pavërteta, nga degradimi dhe nga cilësitë e veprat që nuk i do!..**

**Amin!..**

ME DOÇ. DR. LYTFI SUNARIN

# Ju ëndërroni aq sa kapaciteti juaj

QË TË KESH NJË ËNDËRR, DUHET TË JESH I PËRKUSHTUAR NDAJ SAJ. JU ËNDËRRONI SA KAPACITETI JUAJ. KRYESISHT, ËNDRRAT E NJERËZVE, ATO QË MUND TË BËJNË DHE ATO QË BËJNË MUND TË MATEN ME KUFIJTË E MUNDËSIVE AKTUALE. IDEJA, APO GJËJA QË NE E QUAJMË MEDITIM, ËSHTË DIÇKA SHUMË E RËNDËSISHME. NËSE NJERIU NUK KA NJË IDE, NUK KA AS NJË ËNDËRR.



**Një studim i zhvilluar nga sociologë dhe psikologë turq mbi hartën e ëndrrave të rinisë doli në përfundim se: 49% e turqve thanë: "Kam ëndërruar vetëm kur isha fëmijë, tani nuk ëndërroj." Pas moshës 25 vjeçare, shkalla e ëndërrimit bie në 14%. Ëndërrimi në fakt përfshin një vizion të së ardhmes. A ka ndonjë mangësi në vizionin tonë për të ardhmen, qëllimet tona, vendosmërinë tonë për t'i besuar vetes dhe për të arritur diçka? Si do ta interpretonit ju si sociolog këtë çështje?**

Në fakt, ëndrra duket sikur është një gjë shumë individuale, por ajo ka një vend dhe kuptim në strukturën shoqërore që e rrethon. Po, patjetër që ka një anë individuale. Në vetvete, njerëzit mund të shikojnë retë dhe të ëndërrojnë disa ëndrra kur shtrihen në shpinë. Por kryesisht ëndrrat gjithashtu i nënshtrohen kufijve të përcaktuar nga struktura shoqërore. Këtë nuk duhet ta anashkalojmë. Pra, nëse i thoni një bariu në mal: "Çfarë do të bënit nëse do të kishit kaq shumë para?", Ai me siguri do të blejë dele. Nëse pyesni një person tjetër, ai do të japë një përgjigje që lidhet me jetën e tij dhe atë që sheh. Ëndrrat tona nuk janë të pavarura nga shoqëria jonë. Privimi është diçka që kufizon ëndrrat e njerëzve. Nga ana tjetër, shoqëria jonë nuk është një shoqëri që toleron ëndrrat nga një këndvështrim i caktuar. Të jesh ëndërrimtar, të ëndërrosh, nuk duket si diçka shumë e bukur për shumë njerëz.

**Ndoshta mund ta vlerësojmë në të njëjtën mënyrë edhe posedimin e një opinioni.**

Po, të kesh një ide nuk mbështetet shumë ... Si

mund të ëndërrojë njeriu tani? Nëse ai mund të shohë të ardhmen, nëse dëshiron ta shohë, ai ëndërron. Për të parë të ardhmen, duhet të ngjitesh pak më lart. Nëse jetoni në një fshat prapa malit, ëndrra juaj është të ngjiteni në atë mal. Por kur ngjiteni në mal, shihni anën tjetër të botës dhe kështu ju zgjerohen ëndrrat. Kur të shkoni në qytet, apo kur të filloni të jetoni në një qytet të madh, imagjinata juaj zgjerohet. Kur udhëtoni nëpër botë, kufijtë tuaj bëhen më të mëdhenj. Kjo arrin deri në një pikë të tillë saqë filloni të ëndërroni për të ardhmen, të imagjinoni të ardhmen. Por nga ana tjetër, nëse kufizimet tuaja në jetë janë shumë, nëse pengoheni dhe bini shumë, nëse vazhdimisht ngecni në pengesat më poshtë ndërsa shikoni përpara, atëherë pas një kohe, limitet e ëndrrave tuaja do të ulen. Siç thotë edhe poeti: "Shikoni malet, majave të të cilave ua kam vënë syrin, shiko gurët te të cilët ngec dhe rrëzohesh." Ndërsa pengohesh si ai, horizonti fillon të ngushtohet dhe emocionet mbarojnë.

Për këtë arsye, nuk duhet të shkëputesh nga realiteti nëse nuk dëshiron të ngecësh në gjëra të vogla ndërsa ëndërron të mëdha. "Nëse dëshiron të ëndërrosh, ji realist!" Për të arritur ëndrrat, është e nevojshme që së pari të krijoni terrenin dhe të zgjeroni mundësitë. Përndryshe, të ëndërrosh nuk do të thotë të bësh punë të pabazuara. Përkundrazi, do të thotë të bësh disa gjëra dhe t'i bësh të realizueshme disa gjëra të tjera. Ëndërrimi është një çështje serioze.

Martin Luther Kingu ka një fjalim të famshëm në të cilin shprehet: "I have a dream! Unë kam një ëndërr!" Ai thotë se ëndërron një të nesërme barazie për Amerikën dhe në të cilën merr fund racizmi. Por nëse Martin Luter Kingu nuk do të ishte përpjekur dhe luftuar për të drejtat e zezakëve, fjala e tij nuk do të kishte kuptim dhe ne nuk do ta kishim vlerësuar atë (fjalën e tij). Domethënë se përpjekja dhe imagjinata duhet të shkojnë së bashku.

**Ose të ëndërroni për disa gjëra...**

Sigurisht. Por që të kesh një ëndërr, duhet të jesh i përkushtuar ndaj saj. Ju ëndërroni sa kapaciteti juaj. Kryesisht, ëndrrat e njerëzve, ato që mund të bëjnë dhe ato që bëjnë mund të maten me kufijtë e mundësive aktuale. Ideja, apo gjëja që ne e quajmë meditim, është diçka shumë e rëndësishme. Nëse njeriu nuk ka një ide, nuk ka as një ëndërr. Të kesh një ide, të kesh një pretendim, të shikosh një çështje me një ide ... Shtimi i një ideje, perspektive, depërtimi në një punë është diçka që pasuron imagjinatën e njeriut.

Unë mendoj se kjo nuk është diçka që mund të bëhet vetëm me njohuri.

Njohuria, përvoja, sjellja, pak aftësi empatie, njohuri të përftuara nga mbrujtja me jetën... Sigurisht se edhe pjekuria shpirtërore është gjithashtu shumë e rëndësishme. Kur të gjitha këto mblidhen, krijojnë ide të mëdha... Unë gjithmonë them: "Ne kemi nevojë për njerëz EVK." Pra, Entuziastë, të vendosur, këmbëngulës... Duhet një entuziazëm, por është e nevojshme ta mbruajsh entuziazmin me këmbëngulje dhe ta vazhdosh këmbënguljen. Nuk mbaj mend saktësisht se çfarë ka thënë Frantz Fanoni, por ai ka një thënie në këtë kuptim: "Emocioni është i pabesë! I vë zjarrin hekurit dhe e lë atë pa e rrahur. Është e nevojshme ta marrësh hekurin nga zjarri, ta rrahësh dhe t'i japësh formë." Me fjalë të tjera, është e nevojshme ta mbruajsh entuziazmin me përpjekjen. Por të gjitha këto janë gjëra që ushqehen nga shoqëria, edhe pse ato ndodhin spontanisht në njerëz shumë të rrallë. Kur shoqëria arrin një nivel prosperiteti, formohet një terren për ëndrrat. Në fakt, kjo gjithashtu ka një shkallë: Edhe prosperiteti i shumtë, edhe mungesa e tepërt i vrasin ëndrrat. Ndërmjet këtyre ka një vend. Vendi ynë në të vërtetë është në këtë shkallë.

**Pra, potenciali ynë është i lartë?**

I aftë për të ëndërruar dhe për t'ia dalë mbanë. Ne nuk jemi shumë të varfër, as nuk jemi shumë të pasur. Po kështu, ne nuk kemi një sistem shumë funksional, as nuk kemi një sistem shumë të prishur. Ne jemi në një shkallë ku është e mundur t'i realizojmë ëndrrat. Kjo është arsyeja pse ne duhet t'i inkurajojmë njerëzit tanë të ëndërrojnë më shumë dhe të kenë dëshira më të forta ekonomike dhe shkencore. Por ka një pengesë shumë serioze para kësaj: Kujtimi i varfërisë së të kaluarës zë një vend të madh në mendjet tona. Prandaj, njerëzve nuk u pëlqen të ndërmarrin shumë rreziqe dhe e ardhmja nuk na duket shumë afër. Ne duhet t'i vendosim mirë ato kalimet midis së shkuarës dhe të ardhmes.

**Meqë po flasim për të ardhmen, profesor i nderuar, thuhet se të rinjtë e vendit tonë nuk janë gati për të ardhmen, dhe se ata nuk e njohin aspak të ardhmen. Si e shihni këtë situatë në përgjithësi? Të rinjtë e sotëm janë e ardhmja e vndit. Çfarë i pret këta të rinj në të ardhmen? Si duhet të përgatiten të rinjtë për këtë fund të pashmangshëm?**

Në fakt, fjalia: "Të rinjtë nuk janë gati për të ardhmen.", është një deklaratë e gabuar. E vërteta



është në formën: "Ne nuk po arrijmë dot t'i përgatisim të rinjtë për të ardhmen." Në fund të fundit, çfarë kanë përcaktuar të rinjtë? A janë ata produkt i një sistemi të zgjedhur prej tyre? Ata nuk e kanë zgjedhur sistemin në shkollat ku studiojnë; ata nuk kanë zgjedhur as se çfarë të mësojnë, as sesi të mësojnë. Ata nuk i kanë përcaktuar kushtet aktuale të vendit. Për këtë arsye, ata janë vepra jonë. Çfarëdo që u kemi dhënë dhe sido që i kemi përgatitur, edhe ata këto kanë marrë dhe kështu janë përgatitur. Nëse të rinjtë nuk janë gati për të ardhmen, kjo do të thotë që ne nuk i kemi përgatitur dot. Më e rëndësishmja, nuk kemi arritur dot ta përgatitim të ardhmen për të rinjtë. Në vendin tonë nuk është formuar dot një kornizë mundësish, një horizont, një strukturë dhe një terren i mjaftueshëm që ata të punojnë. Ju keni një makinë të Formula 1, por nuk keni një pistë. Çfarë mund të bëni? Ju duhet pista për ta vozitur këtë makinë.

Shikoni, ky është një fakt: Të rinjtë tanë nuk kanë as më shumë e as më pak se të rinjtë e vendeve të tjera. As ata nuk kanë asgjë më shumë ose më pak se e jona. Çfarëdo lloj mundësish dhe shansesh që të krijoni, ashtu do të jetë edhe përfitimi. Nëse sistemi juaj arsimor është ende duke luftuar me çështje ideologjike dhe simbolike; nëse akoma e humbni kohën tuaj për çështje që nuk do të kenë asnjë vlerë apo rëndësi në kulturë, politikë, sport dhe jetën e përditshme, atëherë edhe brezat e rinj do të përleshen me të njëjtat probleme në të ardhmen. Ata gjithashtu do të kenë më pak mundësi për të hapur punë të reja, për të dhënë kontribute dhe për të arritur rezultate në prodhim.

**A është e mundur të flitet këtu për një konflikt brezash, një shkëputje midis brezave?**

Sigurisht, keni prekur një pikë shumë të rëndësishme. Sidomos në jetën e përditshme, po e vërejmë shumë problemin e tranzicionit të brezave. Këtë po e vëmë re në bizneset familjare, politikë, burokracinë, sport dhe në çdo fushë. Ka një çështje transferimi. Nëse nuk ka sistem, nuk mund të transferoni asgjë. Për të transferuar ëndrrat tuaja, është shumë e rëndësishme të keni një strukturë mbi të cilën ata që do të vijnë pas jush, të vijnë dhe të ndërtojnë ëndrrat e tyre. Kjo është kështu edhe për një shoqatë, grup të rinjsh dhe revistë. Sidoqoftë, ju mund t'u transferoni njerëzve vetëm një strukturë funksionale. Kështu, nuk mund ta transferoni atë që nuk funksionon.

A nuk është mungesa e asaj që quhet institucionalizim? Ne e ndiejmë mungesën e traditës dhe bazës në çdo fushë dhe në çdo kuptim. Institucionet tona 150-200 vjeçare janë shumë të pakta. Edhe në një institucion publik ose OJQ, kur personi autoritar ndryshon, dëshiron të rivendosë të gjithë sistemin sipas tij. Mundësia dhe entuziazmi për të qenë vazhdim i diçkaje themelore mungon.

Ky është vendi i ulje-ngritjeve. Migrimet, luftërat … Pastaj ulje-ngritjet brenda nesh. Transferimet e pushtetit janë shumë të kushtueshme te ne. Ne kurrë nuk kemi pasur një ndryshim të pushtetit pa kosto. Çdo qeveri që ka ardhur i ka shkatërruar gjërat e qeverisë së mëparshme, por në fund edhe ajo ka bërë të njëjtat gjëra. Me thënë të drejtën, kështu është kudo. Meqenëse nuk kemi sisteme funksionale, nuk ka asnjë situatë në të cilën njerëzit ta marrin flamurin nga ai i mëparshmi dhe të vazhdojnë të vrapojnë, si një garë stafetë.

**Pikërisht në këtë pikë, mund të flasim për hendekun (shkëputjen) midis brezave pak më shumë, profesor i nderuar. A ka ndonjë problem që ne mund ta përshkruajmë në formën që njerëzit e moshës së mesme dhe të moshuar gjithmonë i kodojnë të rinjtë me negativitet dhe të rinjtë nuk i kuptojnë ata? Nëse po, çfarë e shkakton këtë shkëputje dhe si mund të zgjidhet?**

Njerëzit e moshës së mesme i akuzojnë të rinjtë se janë të paaftë dhe të papërshtatshëm. Kurse të rinjtë gjithashtu i akuzojnë njerëzit e moshës së mesme se nuk i kuptojnë dot. Në ditët e sotme bëhet fjalë për një ndarje dhe shkëputje (hendek) midis brezave.

Unë kam bërë studime mbi ndryshimet shoqërore. Ne e shohim rininë si forcën shtytëse të ndryshimit shoqëror. Nëse ka një popullsi të re në një vend, shpejtësia dhe shkalla e ndryshimit shoqëror janë të mëdha atje. Arsyeja për këtë është se mosha e mesme përfaqëson ngulitjen në jetën e njeriut. Me fjalë të tjera, ajo përfaqëson një periudhë në të cilën njerëzit arrijnë kulmin në punën e tyre, mundësitë e tyre zgjerohen dhe kushtet e tyre të jetesës rregullohen. Këto mosha përfaqësojnë marrjen e më pak rreziqeve, mos ndryshimin e shprehive dhe mos përshtatjen me gjërat e reja. Nga ana tjetër, të rinjtë nuk kanë ende mundësi të mjaftueshme dhe janë të pajisur më seriozisht për kohën e tanishme në krahasim me moshën e mesme. Ata janë më të vetëdijshëm për mundësitë dhe nevojat e epokës së re; ata janë më të hapur për të marrë rreziqe; zakonet e tyre ende nuk janë rrënjosur shumë dhe ata janë gati të adoptojnë zakone të reja. Meqenëse ata nuk kanë një jetë të vendosur, kanë një shpirt disi endacak. E parë nga sytë e moshës së mesme, kjo gjendje është si një çrregullim. Ata presin që të rinjtë të bëhen si ata. Ajo që po ndodh midis brezave është në fakt një konflikt pozicionesh. Të rinjtë aspirojnë për mundësitë, pozitat dhe pozicionet që kanë në dispozicion njerëzit e moshës së mesme; kurse njerëzit e moshës së mesme janë të shqetësuar për mbrojtjen e tyre.

NËSE EKZISTON NJË STRUKTURË QË MUND TË KRIJOJË MUNDËSI TË REJA DHE TË OFROJË ËNDRRA TË REJA PËR TË RINJTË NË NJË SHOQËRI, ATËHERË TË RINJTË BËHEN SIMBOL I DINAMIZMIT, JO I “DEGJENERIMIT”. NËSE VAZHDONI ME NDRYSHIMIN, ATA NUK DO TË PRISHEN, NËSE THONI QË T’I MBRONI, ATA DO TË PRISHEN. TË RINJTË DUHET TË SHIHEN SI SIMBOLE TË INOVACIONIT, ZGJERIMIT, SHANSEVE DHE MUNDËSIVE TË REJA.

**A është ky një cikël që nuk di të marrë pafund?**

Ky gjithmonë është një cikël; një cikël jete… Ekziston një rivalitet midis brezave. Njëri nuk dëshiron t’i humbasë mundësitë që ka, kurse tjetri është i detyruar të bëjë gjëra të reja. Mendoni në këtë mënyrë, ju jeni një tregtar, keni ngritur dyqanin, keni punuar dhe luftuar për 10-15 vjet që kur keni qenë i ri. Gjithçka funksionon mirë, pastaj papritur shfaqet një teknikë e re. A është e lehtë për ju të përshtateni? Por është më e lehtë për dikë që nuk ka ende një sistem të ushtruar me të. Prandaj, kur e shikojmë në këtë kontekst, ka gjithmonë një luftë midis të rinjve dhe moshave të mesme. Kështu ndodh edhe në politikë. Ata që kanë ardhur në një pozicion brenda një partie nuk duan më risi. Fillon konservatorizmi. Hendeku i brezave nuk shkaktohet nga të rinjtë, por nga rreziku i humbjes së pozicioneve që posedojnë njerëzit e moshës së mesme.

A është e pashmangshme t’i shohësh të rinjtë si “të degjeneruar” në këtë konflikt?

Në shkëmbime të tilla konfliktuale, njëra palë mund të dëshirojë të krijojë epërsi duke krijuar një simbol dhe vlerë ose duke u kapur për njërës prej tyre. Për shembull, në kohë ndryshimesh të mëdha, është e zakonshme që të rinjtë të shihen si një element “i prishur” dhe “i degjeneruar”. Kjo pikëpamje është në të vërtetë problematike.

Atëherë le të themi: Po, të rinjtë do të «degjenerohen» edhe më shumë. Përderisa të mos krijoni mundësi të reja, shanse të reja dhe iniciativa të reja, përderisa të mos i ndiqni ëndrrat e reja, të rinjtë do të “degjenerohen”. Sigurisht se këtë veçanërisht e shpreh në thonjëza. Ky nuk është një degjenerim i vërtetë. Po flas për një akuzë degjenerimi. Ky është një “degjenerim” në sytë e moshës së mesme. Sidoqoftë, nëse ekziston një strukturë që mund të krijojë mundësi të reja dhe të ofrojë ëndrra të reja për të rinjtë në një shoqëri, atëherë të rinjtë bëhen simbol i dinamizmit, jo i “degjenerimit”. Nëse vazhdoni me ndryshimin, ata nuk do të prishen, nëse thoni që t’i mbroni, ata do të prishen. Të rinjtë duhet të shihen si simbole të inovacionit, zgjerimit, shanseve dhe mundësive të reja. Nëse ofrojmë mundësi, ndryshimi i të rinjve do të jetë një simbol i vlerës së shtuar që e zgjeron (zhvillon) jetën e të gjithëve dhe sjell prosperitet.

Shoqëritë konservatore krijojnë fantazmën e tyre. Pas një kohe, ata që kapen pas së tashmes me një refleks mbrojtës mbyten nga frika e tyre. Ndërkohë, ata që ndërtojnë të ardhmen janë ata që janë të hapur dhe të gatshëm për ndryshim. Nëse krijojmë një strukturë novatore, zgjeruese, produktive dhe efikase në vendin dhe institucionet tona, të rinjtë do të vijnë dhe do të përshtaten me këto struktura. Kështu do të fillojnë të krijojnë jetën si forcat e shpresës, jo të frikës.

# VEPRAT QË TË SHPIEN
# NË XHENET

Dr. Murat Kaja

## TË MOS I BËSH SHIRK ALLAHUT

*“Ai që vdes pa i bërë shirk Allahut, hyn në xhenet. Ndërsa ai që vdes duke i bërë shirk Allahut, hyn në xhehenem.”* (Muslim, Iman, 151.)

Transmetohet se Ata Ibn Ebi Rebah, (r.a.), ka thënë:

“Abdullah ibn Abbasi, (r.a.), më tha:

-A të të tregoj një grua që është prej banorëve të xhenetit?

Unë i thashë:

-Po, ma trego!

-E shikon këtë grua? Ja, kjo grua erdhi një ditë te i Dërguari i Allahut, (a.s.), dhe i tha:

-Unë jam e sëmurë me epilepsi dhe më hapen rrobat kur më zënë krizat. Lutjuni Allahut të më shërojë!

I Dërguari i Allahut, (a.s.), i tha:

*-Nëse duron, do të hysh në xhenet. Por sidoqoftë, nëse ti do, unë mund t’i lutem Allahut të të japë shërim.*

Pastaj gruaja i tha:

-Unë e duroj sëmundjen, por lutu që të mos më hapen rrobat kur të më zënë krizat!

I Dërguari i Allahut, (a.s.), bëri dua për të. (Buhari, Merda 6; Muslim, Birr 54.)



## TË MOS NXEHESH

*"Mos u nxeh dhe do të hysh në xhenet!"* (Buhari, Edeb, 76.)

## NDERSHMËRIA

*"Ndershmëria në fjalë dhe në punë, të drejton drejt hajrit dhe mirësisë. Ndërsa mirësia të shpie në xhenet. Njeriu regjistrohet si i sinqertë te Allahu, duke thënë gjithmonë të vërtetën. Mashtrimi të zvarrit drejt devijimit. Ndërsa devijimi të shpie në xhehenem. Kur njeriu e përvetëson mashtrimin, te Allahu shkruhet si mashtrues."* (Buhari, Edeb 69; Muslim, Birr 103-105.)

## PESË BAZAT

*"Kini frikë nga Allahu! Falni pesë kohët e namazit! Agjëroni muajin e Ramazanit! Jepni zekatin e pasurisë tuaj! Bindjuni prijësve tuaj! (Në këtë mënyrë) do të hyni në xhenetin e Zotit tuaj."* (Tirmidhi, Xhuma 80.)

*"Më janë treguar popujt (e mëparshëm). Kam parë një pejgamber që kishte pranë një grup të vogël prej tre deri në pesë vetash. Kam parë një pejgamber tjetër, pranë të cilit gjendeshin një deri në dy veta. Kam parë një pejgamber, që nuk kishte pranë asnjë. Në ato momente, më doli përpara një kallaballëk i madh. Pandeha se ishte umeti im. Mua më thanë: 'Ky është umeti i Musait. Ti shiko në horizont!' Pashë, ishte një siluetë (shumë) e madhe. Më thanë:*

*'Ja, ky është umeti yt. Ndërmjet tyre ka shtatëdhjetë mijë vetë, që do të hyjnë në xhenet pa llogari dhe pa u ndëshkuar. Ata janë njerëzit që nuk bëjnë magji, që nuk urdhërojnë për magji, që nuk i besojnë fatit të keq dhe që i besojnë Zotit."* (Buhari, Tib 1, Rikak 50, Libas 18; Muslim, Iman 374.)

## ZEMRA E BUTË

*"Ka disa prej njerëzve që do të hyjnë në xhenet, zemrat e tyre janë të buta (dhe i mbështeten Allahut)."* (Muslim, Xhenet, 27.)

Rebia Ibni Ka'b el-Eslemi, radijallahu anh, ka thënë:

"E kaloja natën bashkë me të Dërguarin e Allahut, (a.s.). Ujin e abdesit dhe nevojat e tjera ia plotësoja unë. Si shpërblim për këtë, një herë më tha:

*-Kërko (nga unë çfarë të duash)!"*

Unë i thashë:

-Dua të jem me Ty në xhenet.

I Dërguari i Allahut, (a.s.), më tha:

*-A nuk dëshiron diçka tjetër?*

Unë i thashë:

-Kjo është dëshira ime.

Pejgamberi, (a.s.), më tha:

*"Atëherë më ndihmo për veten tënde duke falur shumë namaze dhe duke bërë shumë sexhde!"* (Muslim, Salat, 226.)

## SHKUARJA NË XHAMI

*"Për atë që shkon në xhami në mëngjes apo në mbrëmje, për çdo rrugë Allahu përgatit për të një gosti në xhenet."* (Buhari, Ezan 37; Muslim, Mesaxhid 285.)

*"Atë që pret një pemë mbi rrugë, e cila shqetëson myslimanët, e kam parë duke notuar në mirësitë e xhenetit."* (Muslim, Birr 129.)

*"Një burrë pa një pemë mbi rrugë dhe tha: 'Betohem në Allahun se do ta heq nga këtu, në mënyrë që të mos shqetësojë myslimanët.' E hoqi atë dhe për këtë arsye u fut në xhenet."* (Muslim, Birr 128.)

*"Një burrë po ecte në rrugë dhe pa një degë ferre. E largoi atë nga rruga. Për këtë arsye, Allahu u kënaq nga ai dhe e fali."* (Buhari, Ezan 32, Mezalim 28; Muslim, Birr 127, Imare 164.)

*"Ka dyzet sevape, më i larti prej të cilëve është t'i japësh dikujt amanet një dhi me qumësht për ta mjelë. Kush bën ndonjërën prej këtyre dyzet mirësive, duke shpresuar sevapin dhe duke u besuar premtimeve për to, Allahu e fut në xhenet."* (Buhari, Hibe 35. Veçanërisht shih Ebu Davud, Zekat 42.)

## TË DOBËTIT, MENDJEMËDHENJTË

*"A t'ju tregoj se kush janë prej banorëve të xhenetit? Janë ata njerëz që nuk u jep vlerë askush, për shkak se janë të dobët dhe se shihen si të tillë nga njerëzit, por nëse ata betohen se do të bëhet kështu, Allahu ua plotëson atë që thonë.*

*A t'ju tregoj se kush janë prej banorëve të xhehenemit? Janë ata njerëz me zemër të ngurtë, të ashpër dhe mendjemëdhenj, që ecin duke u mburrur."* (Buhari, Ejman 9, Tefsiri i sures 68, 1, Edeb 61; Muslim, Xhenet 47.)

## JETIMI

I Dërguari i Allahut, (a.s.), nxori gishtin tregues dhe gishtin gjatë, i hapi pak dhe tha:

*"Unë dhe ai që përkujdeset për jetimin, do të jemi kështu në xhenet."* (Buhari, Talak 25, Edeb 24.)

*"Nëse dikush merr një jetim, që gjendet ndërmjet myslimanëve dhe e çon në shtëpinë e tij për ta ushqyer, përderisa të mos bëjë ndonjë mëkat të pafalshëm, Allahu Teala e fut atë në xhenet."* (Tirmidhi, Birr 14.)

## TRI VAJZA

*"Kush përkujdeset dhe rrit tre fëmijë vajza, i edukon mirë ato, i marton dhe e vazhdon mirësinë e tij ndaj tyre, ai është prej banorëve të xhenetit."* (Ebu Davud, Edeb 121; Ahmed b. Hanbel, Musned, III, 97.)

*"Gruaja që vdes, duke qenë bashkëshorti i kënaqur prej saj, është prej banoreve të xhenetit."* (Tirmidhi, Rada 10.)

*"Prindërit bëhen shkak, për të hyrë në xhenet nga dera kryesore."* (Tirmidhi, Birr 3. Veçanërisht shih Ibn Maxhe, Talak 36.)

"Nëse një njeri shkon për të pyetur një të sëmurë për gjendjen e tij apo shkon për të vizituar dikë për hir të Allahut, një engjëll i thotë kështu:

*"Lum për ty! Ke bërë një udhëtim të mirë. Vetes i ke përgatitur një vend strehimi në xhenet!"* (Tirmidhi, Birr 64. Veçanërisht shih Ibn Maxhe, Xhenaiz 2.)

I Dërguari i Allahut, (a.s.), ka thënë:

*"Kur një mysliman shkon për të vizituar një vëlla të sëmurë mysliman, ai është afër një hurfe të xhenetit derisa të kthehet."*

E pyetën:

-O i Dërguari i Allahut! Çfarë është hurfeja e xhenetit?

I Dërguari i Allahut, (a.s.), tha:

*"Është një frut i xhenetit."* (Muslim, Birr 40-42. Veçanërisht shih Tirmidhi, Xhenaiz 2.)

## VIZITA E TË SËMURIT

*"Nëse një mysliman shkon në mëngjes dhe viziton një vëlla mysliman të sëmurë, shtatëdhjetë mijë engjëj i kërkojnë Zotit mëshirë për të deri në mbrëmje. Nëse e viziton në mbrëmje, shtatëdhjetë mijë engjëj kërkojnë falje për të deri në mëngjes. Dhe për atë njeri ka fruta të mbledhura në xhenet."* (Tirmidhi, Xhenaiz 2. Veçanërisht shih Ebu Davud, Xhenaiz 3; Ibn Maxhe, Xhenaiz 2.)

## DASHURIA E NDËRSJELLTË

*"Betohem në Allahun, në dorën e të cilit është shpirti im se nuk do të hyni në xhenet, përderisa të mos besoni. Ju nuk do të besoni, përderisa të mos doni njëri-tjetrin. A t'ju tregoj diçka që, nëse e bëni, do ta doni njëri-tjetrin? Përhapni selamin ndërmjet jush!"* (Muslim, Iman, 93-94.)

Sevbani, (r.a.), ka thënë:

I Dërguari i Allahut, (a.s.), ka thënë:

*"Kush më jep fjalën se nuk do të kërkojë gjë nga njerëzit, unë i garantoj xhenetin."*

I thashë:

-Unë ta jap fjalën.

Transmetuesi thotë se Sevbani nuk kërkonte gjë prej askujt. (Ebu Davud, Zekat 27. Veçanërisht shih Tirmidhi, Zuhd 61.)

## XHENETI

E pyetën të Dërguarin e Allahut, (a.s.):

-Cila është ajo gjë që i shpie më shumë njerëzit në xhenet?

I Dërguari i Allahut, (a.s.), tha:

*"Respekti ndaj Allahut dhe morali i lartë."*

## XHEHENEMI

Ndërsa kur e pyetën:

-Cila është ajo gjë që i shpie më shumë njerëzit në xhehenem,- i Dërguari i Allahut, (a.s.), tha:

*"Goja dhe organi gjenital."* (Tirmidhi, Birr 62. Veçanërisht shih Ibn Maxhe, Zuhd 29.)

## TRI CILËSI

*"Unë i jam garant se atij që e lë debatin, edhe pse është në të drejtë, do t'i jepet një shtëpi në qoshe të xhenetit. Unë i jam garant se atij që nuk gënjen qoftë edhe me shaka, do t'i jepet një shtëpi në mes të xhenetit. Unë i jam garant se atij që është i dashur, do t'i jepet një shtëpi në vendin më të lartë të xhenetit."* (Ebu Davud, Edeb 7. Veçanërisht shih Tirmidhi, Birr 58; Ibn Maxhe, Mukaddime 7.)

## TRE GRUPE

*"Banorët e xhenetit janë tre grupe:*

*Kryetari i shtetit, që është i drejtë dhe i suksesshëm.*

*Ai që është i mëshirshëm dhe zemërbutë kundrejt të afërmve dhe myslimanëve.*

*Ai që largohet nga fitimi haram dhe nuk kërkon gjë prej askujt, edhe pse familja e tij është e madhe."* (Muslim, Xhenet 63.)

*"Nëse dikush dëshiron të shpëtojë nga xhehenemi dhe të hyjë në xhenet, duhet të vdesë duke i besuar Allahut dhe Ditës së Gjykimit. Gjërat që kërkon t'i bëhen atij, edhe ai duhet t'ua bëjë të tjerëve..."* (Muslim, Imare, 46. Veçanërisht shih Nesai, Bej'at 25; Ibn Maxhe, Fiten 9.)

*"O njerëz! Përhapeni selamin, ushqeni të tjerët dhe vazhdojeni lidhjen e ndihmën me të afërmit tuaj. Falni namaz kur flenë njerëzit, në mënyrë që të hyni në xhenet me paqe."* (Tirmidhi, Kijamet 42. Veçanërisht shih Ibn Maxhe, Ikamet 174, Et'ime 1.)

## SUREJA IHLAS

Një burrë tha:

-Unë e dua suren "kul huvallahu ehad".

I Dërguari i Allahut, (a.s.), i tha:

*"Dashuria ndaj saj, do të të fusë në xhenet."* (Buhari, Ezan 106. Veçanërisht shihTirmidhi, Fedailu'l-Kur'an 11.)

*"Nëse dikush prej jush merr abdest bukur duke e plotësuar atë dhe pastaj thotë: Esh'hedu en la ilahe illallahu vahdehu la sherike leh ve esh'hedu enne Muhammeden abduhu ve rasuluh, atij i hapen tetë dyert e xhenetit. Ai mund të hyjë nga cila derë të dëshirojë."* (Muslim, Taharet 17.)

*"Kush shkon në xhami në mëngjes e mbrëmje, për çdo rrugë Allahu i përgatit atij një gosti në xhenet."* (Buhari, Ezan 37; Muslim, Mesaxhid 285.)

*"Nëse një mysliman fal çdo ditë dymbëdhjetë rekate nafile për hir të Allahut përveç farzeve, Allahu Teala i bën një shtëpi në xhenet" ose "atij i bëhet një shtëpi në xhenet."* (Muslim, Musafirin 103. Veçanërisht shih Ebu Davud, Tatavvu 1; Tirmidhi, Salat 189; Nesai, Kijamu'l-lejl 66-67.)

## PESË ÇËSHTJE

Një burrë i tha të Dërguarit të Allahut, (a.s.):

-Më thuaj një punë që do të më fusë në xhenet!

I Dërguari i Allahut, (a.s.), i tha:

*"Adhuroje Allahun dhe mos i bëj shirk asgjë. Fale namazin, jepe zekatin dhe kujdesu për të afërmit!"* (Buhari, Zekat 1, Edeb 10; Muslim, Iman 12, 14. Veçanërisht shih Nesai, Salat 10.)

## FSHATARI ARAB

Një fshatar arab erdhi te i Dërguari i Allahut, (a.s.) dhe i tha:

-O i Dërguari i Allahut! Më trego një vepër me të cilën mund të hyj në xhenet .

I Dërguari i Allahut (s.a.s.), i tha:

*"Adhuroje Allahun pa i bërë shirk asgjë! Fali namazet farz! Jepe zekatin që është farz dhe agjëro Ramazanin!"*

Beduini i tha:

-Betohem në Allahun, në dorën e të cilit është jeta ime, se këtyre që më the nuk do t'u shtoj asgjë.

Kur fshatari u largua, Pejgamberi (a.s.), tha:

*"Kushdo që kënaqet duke parë një banor të xhenetit, le të shikojë këtë burrë!"* (Buhari, Zekat 1; Muslim, Iman 15, Fedailu's-Sahabe 150. Veçanërisht shih Ibn Maxhe, Ru'ja 10.)

*"Umreja është kefaret për mëkatet që bëhen deri në umren tjetër. Ndërsa, shpërblimi i haxhit të pranuar, është vetëm xheneti."* (Buhari, Umre 1; Muslim, Haxh 437.)

*"Kush thotë: "Subhanallahi ve bihamdihi* (Unë

e lartësoj Allahun nga cilësitë që nuk i kanë hije pozitës së Tij si Zot dhe e falënderoj Atë), *për të mbillet në xhenet një pemë hurme."* (Tirmidhi, Daavat 60.)

Ebu Musa, (r.a.), ka thënë:

"I Dërguari i Allahut, (a.s.), më ka thënë:

*-A të të tregoj për njërin nga thesaret e xhenetit?*

Unë i thashë:

-Po, o i Dërguari i Allahut. Më trego!

Ai (a.s.), më tha:

*"La havle ve la kuvete illa billah"* (Nuk ka vullnet dhe as fuqi përveç se me Allahun ). (Buhari, Megazi 38, Daavat 50, Kader 7, Tevhid 9; Muslim, Dhikr 44-46.)

## GJUHA DHE TURPI

*"Kush më jep fjalën se do ta mbrojë gjuhën dhe nderin, unë i premtoj xhenetin."* (Buhari, Rikak 23. Veçanërisht shih Tirmidhi, Zuhd 61.)

*"Kush dëshiron të largohet nga xhehenemi dhe të futet në xhenet, le ta presë vdekjen duke i besuar Allahut dhe Ahiretit. Po ashtu, le të sillet ndaj të tjerëve siç dëshiron të sillen të tjerët ndaj tij."* (Muslim, Imare 46.)

Një ditë, i Dërguari i Allahut, (a.s.), u tha atyre që kishte pranë:

*-Kush prej jush është agjërueshëm sot?*

Ebu Bekri, (r.a.), tha:

-Unë jam agjërueshëm, o i Dërguari i Allahut.

Pejgamberi, (a.s.), tha:

*-Kush ka marrë pjesë sot në një namaz xhenazeje?*

Ebu Bekri, (r.a.), tha:

-Unë, o i Dërguari i Allahut.

I Dërguari i Allahut, (a.s.), i pyeti:

*-Kush ka ushqyer sot ndonjë jetim?*

Ebu Bekri, (r.a.), tha:

-Unë, o i Dërguari i Allahut.

Krenaria e Gjithësisë, (a.s.), i pyeti:

*-A ka ndonjë prej jush që ka vizituar ndonjë të sëmurë?*

Përsëri Ebu Bekri, (r.a.), tha:

-Unë, o i Dërguari i Allahut.

Pastaj i Dërguari i Allahut, (a.s.), tha:

*"Kush i bën në të njëjtën kohë këto vepra të mira, patjetër do të hyjë në xhenet."* (Muslim, Fedailu's-Sahabe, 12.)

*"Besimtari nuk ngopet me asnjë mirësi derisa të hyjë në xhenet."* (Tirmidhi, Ilm 19.)

## MËSIMI I DIJES

*"Kush merr rrugën për të mësuar dije, Allahu Teala ia lehtëson atij rrugën për në xhenet. Engjëjt për shkak se i pëlqejnë, i mbulojnë ata me krahët e tyre. Krijesat që janë në qiej dhe në tokë, madje edhe peshqit në ujë, i përgjërohen Allahut për t'i falur dijetarët. Epërsia e një dijetari kundrejt dikujt që merret vetëm me ibadet, është si epërsia e hënës katërmbëdhjetëshe ndaj yjeve të tjerë. Dijetarët janë trashëgimtarët e pejgamberëve. Pejgamberët nuk kanë lënë flori e argjend si trashëgimi, por dije. Ja pra, ai që e trashëgon këtë dije, ka fituar një kësmet shumë të madh."* (Ebu Davud, Ilm 1; Tirmidhi, Ilm 19.)

## SEXHDJA

Sevbanit, (r.a.), i kishin kërkuar t'u tregonte një vepër që e shpie njeriun në xhenet dhe këtë kërkesë ia kishin shprehur tri herë. Pastaj Sevbani, (r.a.), transmetoi këtë hadith:

*"Mundohu të bësh shumë sexhde, sepse Allahu të ngre një gradë dhe të fshin një gabim si shpërblim për sexhden që ke bërë."* (Muslim, Salat 225. Veçanërisht shih Ebu Davud, Tatavvu' 22; Tirmidhi, Salat 169; Nesai, Tatbik 80, 89.)

## ATA QË DUAN DHE QË NUK DUAN TË HYJNË NË XHENET

I Dërguari i Allahut, (a.s.), ka thënë:

*"Umeti im do të hyjë në xhenet, përveç atyre që nuk duan."*

Sahabët e pyetën:

-O i Dërguari i Allahut! Kush nuk do të hyjë në xhenet?

Pejgamberi, (a.s.), tha:

*"Ata që më binden mua, do të hyjnë në xhenet, ndërsa ata që më kundërshtojnë, do të thotë se nuk e duan xhenetin."* (Buhari, I'tisam 2.)

## SHEHADETI

*"Kush thotë si fjalë të fundit "La ilahe illallah* (Nuk ka zot tjetër përveç Allahut), *do të hyjë në xhenet."* (Ebu Davud, Xhenaiz 20; Hakim, el-Mustedrek, I, 351.)

# Le të mos jemi shumicë në çështjen për vaksinat

*Fërat Erdogan*

NË VITIN 1721, SHPREHJA "KA DIÇKA QË QUHET VAKSINË KUNDËR LISË NË STAMBOLL" E PËRDORUR NË NJË LETËR TË SHKRUAR NGA LADY MONTAGU, GRUAJA E AMBASADORIT BRITANIK, PËR VENDIN E SAJ, SJELL NJË KËNDVËSHTRIM TJETËR PËR SITUATËN. VAKSINA, E CILA NGJALL DYSHIME SEPSE VJEN GJITHMONË NGA PERËNDIMI, NË FAKT SHKOI ATJE NGA LINDJA.

Një temë për të cilën kemi menduar prej kohësh, por e shtyrë ngaqë përmban detaje që mund të jenë shumë polemike: Vaksinimet e fëmijërisë. Fatkeqësisht, këto ditë përsëri (ndoshta me përpjekjet e shumicës me qëllim të mirë të mashtruar nga pakica dashakeqe) kur filluam të shikonim mesazhet "vaksinat janë të dëmshme, sepse ..." në mediat sociale dhe grupet e mesazheve mëngjes dhe mbrëmje, na u desh ta shkruanim këtë artikull "për të mos u përballur me fundin e hidhur që i pret ata që fshehin atë që dinë".

Në vitin 1721, shprehja "Ka diçka që quhet vaksinë kundër lisë në Stamboll" e përdorur në një letër të shkruar nga Lady Montagu, gruaja e Ambasadorit Britanik, për vendin e saj, sjell një këndvështrim tjetër për situatën. Vaksina, e cila ngjall dyshime sepse vjen gjithmonë nga perëndimi, në fakt shkoi atje nga lindja.

Gjithashtu është i jashtëzakonshëm fakti që Sulltan Abdylhamidi i dërgoi një ndihmë serioze Pastorit, i cili gjeti vaksinën kundër tërbimit në 1885 dhe e nderoi atë me një simbol, dhe që prodhimi i vaksinave filloi në Turqi vetëm 3 vjet më vonë.

Pas kësaj hyrjeje, le të bëjmë pyetjen e mëposhtme: Çfarë dobie ka vaksina?

Vaksina shërben për të qenë gati kundër mikrobit me substancat mbrojtëse (antitrupat) që formohen si rezultat i dhënies së llojit të dobësuar të çdo mikrobi ose një pjese të mikrobit në trup në një kohë të shëndetshme.

Le t'i përgjigjemi pyetjes pse është e nevojshme ta bëjmë atë duke shpjeguar se çfarë ndodh kur nuk bëhet.

Shembujt vijnë nga vende të largëta, pasi te ne të dhënat shëndetësore deri dje kryesisht i plotësonin drejtuesit e instancave lokale...



Në vitet 1964-65, pati një epidemi të rubeolës në SHBA. Janë zbuluar 12 milionë raste. Foshnjat e 20,000 nënave lindën me "sindromën kongjenitale të rubeolës". U vërtetuan 10 mijë dështime.

Kemi dëgjuar për rubeolën, por çfarë është kjo rubeolë e lindur? Rubeola e lindur është emri i të gjithë dëmit që do t'i ndodhë foshnjës nëse nëna e

ardhshme ka rubeolën. Një kokë shumë e vogël (natyrisht një tru i vogël, pra prapambetje e rëndë mendore) rezulton në probleme serioze të zemrës, të gjitha llojet e sëmundjeve të syve dhe njolla në lëkurë.

Tabloja e arritur pas vaksinimit intensiv ishte si më poshtë: Midis viteve 2004 dhe 2014 u rastis në 94 pacientë me rubeolë dhe 9 me sindromë të lindur të rubeolës. Në Prill të vitit 2015, u njoftua zyrtarisht se qëllimi i çrrënjosjes së rubeolës në Amerikë u arrit, domethënë ajo u çrrënjos.

Ishte viti 1846, vendi ishte Ishujt Faroe... Në anën tjetër të botës, ekzistonte epidemia e fruthit dhe kishte 2000 vdekje të vërtetuara. Kjo është të paktën gjysma e popullsisë së vlerësuar në atë kohë, sepse ata kishin një popullsi prej 34,000 banorësh në vitin 1960. Numri i vdekjeve në të gjithë botën nga fruthi ishte 89780 në vitin 2016. Organizata Botërore e Shëndetësisë (OBSH-ja) thoshte: "Kur këto statistika kombinohen me vaksinimet e bëra midis viteve 2000 dhe 2016, vlerësohet se janë parandaluar 20.4 milion vdekje." Edhe nëse shifra është ekzagjeruar 10 herë.

Një histori që është përjetuar më afër... Vëllai viktimë vdiq përpara syve të të gjithëve nga një sëmundje e rëndë. Diagnoza: Lisi i shpendëve, i njohur më mirë sot si difteria. Dikur, kjo sëmundje goditi edhe fshatin tonë. Nëna ime shkonte në shkollën fillore, domethënë bëhej fjalë rreth vitit 1955. Nëse




i grumbulloni, gjysma e 40-50 nxënësve ishin të infektuar dhe të gjithë transferoheshin në spitalin Haseki. Dhjetë prej tyre nuk u kthyen (2 prej tyre ishin kushërinjtë të nënës sime). Pastaj u erdhi në mendje "gjëja e quajtur vaksinë".

Në fakultetin e mjekësisë pata mësuar përmendësh disa gjëra për mikrobin e difterisë, por kur fillova specializimin, mësova se çfarë gjëje e tmerrshme ishte, falë Zotit, duke e lexuar nga një libër. Unë nuk kam parë askënd të sëmurë që nga ajo ditë dhe as nuk kam parë askënd që ka parë dikë tjetër me atë sëmundje. Kur populli u vaksinua, epidemia u largua nga kjo botë.

Në vitin 1966, kishte rreth 15 milionë pacientë me lisë në më shumë se 50 vende, dhe numri i vdekjeve nga sëmundja varionte nga 1.5 milionë deri në 2 milionë në vit. Si rezultat i fushatës së vaksinimit kundër lisë të inicuar nga OBSH-ja në vitin 1966, u deklarua se lisi ishte çrrënjosur më 8 maj 1980 dhe nuk kishte raste të reja të raportuara në botë.

Çfarë ndodhi më vonë?

Vaksina e lisë u hoq plotësisht nga përdorimi. Vaksina kundër poliomielitit tashmë nuk bëhet në shumë pjesë të botës, shpresoj që e njëjta gjë të ndodhë edhe te ne. Tregimet se si u zhduk poliomieliti në Turqi janë të disponueshme lehtësisht në faqet e internetit.

Po e mbyll këtë çështje duke publikuar dy tabela të publikuara nga institucionet zyrtare ashtu siç janë.

Pra, pse e diskutojmë një gjë kaq të dobishme?

Ne e diskutojmë këtë përgjithësisht për shkak të teorive të komplotit të prodhuara nga njerëz të parëndësishëm, pavarësisht se disa prej tyre kanë pak të drejtë.

Le ta rishikojmë shkurtimisht.

Kundërshtimet ndaj substancave në vaksina mund të vlerësohen nën dy pika.

E para janë ndjeshmëritë fetare; alkooli dhe substancat e marra me mjete të papërshtatshme (si xhelatina, etj.) në vaksina. Shkenca e fikhut (jurisprudencës islame) pyet mjekun si ekspert, a është ky ilaç apo vaksinë thelbësore për mbrojtjen e shëndetit të njeriut?

Kur përgjigja është si më lart, ai thotë se këto vaksina mund të aplikohen bazuar në dispozitën "Nevojat i bëjnë të lejueshme gjërat haram". Përveç të tjerash, ka edhe institucione që thonë se ndryshimet në substancat e përdorura pranohen si gjëra që mund të konsumohen e përdoren dhe se ato janë të padëmshme.

Së dyti, pretendimi se përmban substanca të pashëndetshme për shëndetin

Kjo është një marrëzi pa kuptim. Nuk mund të prisni që çdo produkt që blini nga tregu të jetë aq cilësor sa kosi që bën nëna juaj dhe buka që ajo pjek. Uroj që të mos ishte kështu, por patjetër që ka aditivë në të. Këto aditivë hyjnë në këtë ushqim ose ilaç pasi thuhet se nuk janë të dëmshme për shëndetin nga inxhinierët e ushqimit, specialistët e mjekësisë dhe njerëzit e tjerë autoritarë, dhe pasi të miratohen nga autoritetet shëndetësore në secilin vend, duke filluar nga OBSH-ja. Sasia e kërkuar e kësaj substance është gjithashtu e përcaktuar qartë. Pretendimi se filan substancë në vaksina shkakton kancer, ka qenë gjithmonë i njëjti trillim. Nëse një substancë e tillë konsumohet për 10 vjet ose nëse konsumohet 1 kg, të dhënat shkencore që thonë se shkakton kancer shkurtohen dhe lexohen si  substanca që shkaktojnë kancer. Nëse vdekja e një diabetiku që ha 15 kg karamele të forta në ditë përbën dëshmi për pretendimin se "karamelet e forta vrasin", ky justifikim është gjithashtu i arsyetueshëm.

Ata që janë të shqetësuar nga efektet anësore të vaksinave, sigurisht që kanë të drejtë. Vaksinat janë kimikate të prodhuara nëpër fabrika dhe me të vërtetë kanë efekte anësore. Por ndërsa flasim është pandershmëri ta anashkalojmë efektin e vaksinës dhe të themi: "Disa nga ata që marrin vaksinën e fruthit u shkaktohet inflamacion vdekjeprurës në tru!" Është e vërtetë se një në një milion njerëz që marrin vaksinën e fruthit u shkaktohet inflamacion në tru. 2% e atyre që nuk janë të vaksinuar dhe kaplohen nga sëmundja (e cila ka shumë të ngjarë të të kaplojë përgjatë epidemive) vdesin, dhe ata që nuk vdesin kaplohen nga pneumonia dhe infeksione të ngjashme serioze.

Një kundërshtim tjetër është ky:

Në rregull, këto vaksina janë të mira, por të gjitha janë të importuara. Ata që i prodhojnë dhe na i shesin, për vete i  prodhojnë cilësore, kurse neve na dërgojnë modele që përmbajnë aditivë të dëmshëm (ndoshta për shkak të qëllimeve të tyre të këqija, apo për të qenë të lira në çmim). A është vërtetuar diçka e tillë? Jo.

Siç e dini, në vendin tonë nuk ka makina që janë prodhim vendas. Edhe telefonat celularë vendas nuk preferohen. Valvulat e motorit të makinave të shitura për 86,250 euro të filan marke janë 18 mm në diametër, por makinat që na shesin neve i kanë 14 mm. Këtë e bëjnë që kostoja të jetë më e ulët dhe që këta turqit të vdesin në rrugë. Jo, kjo është e pabesueshme… Ata kanë prodhuar makina për 100 vjet në këtë treg. A ka ndonjë dëshmi për këtë pretendim? Jo.

Le të themi se shitësi i dyqanit ushqimor apo shitësi i dyqanit të pajisjeve nuk e kuptoi, por a nuk e kuptuan këtë gabim as inxhinierët dhe riparuesit që i përdorin ato? Apo janë bashkëpunëtorë në kompani edhe ata të serviseve ku i çojnë për t'i rregulluar? Në rregull, le të themi se edhe ata janë partnerë, por a është edhe vëllai ynë Hamdiu, i cili punon në industrinë e Bostanxhësë, gjithashtu një tradhtar i tillë?

Padyshim se e zgjatëm shumë këtë histori, por çështja është vërtet tragjikomike. Ju vendoseni vaksinën e fruthit në vend të makinës dhe në vend të mekanik Hamdiut vendosni doktor Mehmetin. Pastaj lexojeni përsëri atë paragraf.

Mund të thuhet se vaksina është diçka që hyn drejtpërdrejt në trup, andaj nuk mund të krahasohet me këta shembuj.

Përgjigje: Ka pretendime mjaft serioze (edhe pse jo përfundimtare) në lidhje me nxehtësinë dhe rrezatimin e celularëve (të cilat mund të shkaktojnë dëme deri në kancer duke hyrë në trup). Ju gjithashtu e dini se një makinë e pasigurt është më e rrezikshme sesa një kimikat i diskutueshëm.

Këto mund të jenë lënë jashtë në dhjetëra procese nën pretekstin e inspektimit. Zyrtarët e ministrisë mund të kenë lejuar që substanca me cilësi të dobët/të dëmshme të hyjnë në vend nga pakujdesia ose nga qëllimi i keq, sepse fundja fundit janë qenie njerëzore. Çdo gjë që vjen nga jashtë është e pafajshme dhe e besueshme, madje edhe në gjërat arbitrare (celularët e importuar, gjevrekë, shampo, etj.), por kur bëhet fjalë për vaksinat, situata ndryshon, ashtu?

Mesazhi që japim në këtë artikull nuk duhet kuptuar se ju duhet të merrni çdo vaksinë që gjeni. Siç e dini, teprica dhe nënvlerësimi janë të pandashme, le të jemi të moderuar. Tregu i vaksinave sipas kërkesës gjithashtu "për fat të keq" nuk është i papunë. Le të mos përbëjmë shumicën për një temë të gjerë siç janë vaksinat. Ne kemi përcjellë atë që kemi mbledhur në temën e anti-vaksinimit, i cili është një përparësi dhe shqetëson masën më të gjerë të shoqërisë. Nëse bëhet e nevojshme, mund të themi: "Le të mos e teprojmë më shumë këtë çështjen e vaksinave."

Shpresojmë që të shohim një botë ku vaksinat nuk janë të nevojshme sa më shpejt të jetë e mundur, ose të fillojmë të përdorim vaksina vërtet vendore dhe kombëtare të prodhuara nga njerëz kompetentë.



# MARRËDHËNIET KURAN-NJERI

*Semra Kyryn Çekmegil*

Shpallja hyjnore cakton pejgamberin, të gjitha ndodhitë në univers, rrjedhën, kuptimin dhe rëndësinë esenciale të përmbajtjes së këtyre ekzistencave. Allahu Teala ka krijuar të gjitha krijesat dhe u ka dhënë atyre edhe nga një detyrë. Çdo krijesë e bën punën e saj pa asnjë mangësi. Secila prej tyre e vazhdon jetën duke ndihmuar dhe plotësuar tjetrën, brenda një sistemi e rregulli.

Toka ka nevojë për farën, fara për ujin, çdo krijesë ka nevojë për tjetrën, ndërsa njeriu ka nevojë për të gjitha këto. Sikur pemët të ishin lapsa dhe detrat bojë, nuk do të mjaftonin për të treguar këtë krijim e ekzistencë. Ai që guxon ta bëjë këtë, nuk ia del dot mbanë.

Përse? Për kë janë krijuar të gjitha këto krijesa? Kush e njeh dhe kush mund ta shpjegojë këtë krijim mahnitës? Çfarë është kjo ekzistencë? Njeriu është ai i zgjedhuri ndërmjet të gjitha këtyre krijesave. Çdo gjë është në shërbimin e tij, çdo gjë ka marrë kuptim nga ai, është vepra artistike e pashoqe e Allahut Teala, i krijuar në formën më të mirë. Atij i janë mësuar emrat e gjërave dhe i është dhënë urtësia?

Ata që ua mësojnë njerëzve parimet që i bëjnë të vlefshëm, janë pejgamberët e zgjedhur ndërmjet të gjithë njerëzve të krijuar.

Të gjitha pyetjet i gjejnë përgjigjet duke pranuar pejgamberët. Allahu Teala na ka njoftuar nëpërmjet pejgamberëve për shpirtrat, për krijesat në qiej dhe për botën e ditur e atë të paditur. Njeriu është mëkëmbës në tokë, për shkak se është krijuar me aftësitë, si mendja, konceptimi, vullneti dhe zbulimi marramendës i gjërave e i ambjentit që e rrethon.

Kur njeriu, që është zgjedhur ndërmjet të gjitha krijesave të tjera, t'u besojë pejgamberëve që janë zgjedhur ndërmjet njerëzve, atëherë e njeh Krijuesin e tij, e kupton se sa e vlerëson Ai, e mëson se me çfarë punësh lartësohet vlera e njerëzisë dhe e koncepton se do të humbë vlerë, nëse lë pas dore disa gjëra të tjera...

Kur njeriu që është krijuar në formën më të

mirë, t'i refuzojë pejgamberët, e humb privilegjin dhe te Krijuesi bie në një shkallë aq të ulët, saqë nuk mund të krahasohet me asnjë krijesë, sepse natyrshmëria e njeriut është "Ahseni Takvim". Për fat të keq, më vonë ai e mbuloi natyrshmërinë me dëshirat e pasionet vetjake dhe e neglizhoi të vërtetën e krijimit të çdo gjëje e synimin e krijimit.

Me këtë gjendje, edhe nëse standardi i jetesës së njeriut është në shkallën më të lartë, edhe nëse bën jetën më të mirë e më të rehatshme, në të vërtetë ai është prej të mashtruarve dhe prej të humburve. Njerëzit e tillë e kanë harruar se kanë për t'u kthyer në botën tjetër. Siç nuk ka mundësi foshnja të vendosë për të ardhur në këtë botë, edhe te vdekja nuk mund të bëjë ndonjë ndërhyrje. Kjo është një e vërtetë që nuk mund ta mohojë askush. Allahu i Madhëruar në Kuranin Fisnik, e shpreh kështu gjendje e këtyre njerëzve që i kanë neglizhuar argumentet e tij:

*"(Allahu do t'u thotë):* ***Tashmë na vini veç e veç, ashtu siç ju krijuam herën e parë, duke lënë pas vetes ato që ju patëm dhuruar. Ne nuk po i shohim me ju ndërmjetësuesit tuaj, për të cilët pretendonit se ishin ortakët e Allahut. Midis jush janë shkëputur të gjitha lidhjet dhe ajo tek e cila shpresonit, ju ka lënë në baltë."*** (el-En'am 94.)

"O njeri! Dëgjoje zërin e natyrshmërisë tënde dhe atë që të thërret për te ajo. Kjo thirrje është për njerëzit e mençur. Njeriu, i cili është krijuar nga asgjëja!"

Edhe pse ke fuqi për të bërë shumë gjëra me vullnetin tënd, prapëseprapë nuk mund t'i largosh shumë fatkeqësi që nuk i dëshiron, ashtu siç nuk mund të arrish çdo gjë që dëshiron.

***"O njeri! Ç'të mashtroi ty që nuk i besove Zotit tënd bujar, i Cili të krijoi ty, të dha përmasa të rregullta, të harmonizoi dhe të ka mbrujtur në çfarëdo forme që ka dashur?!"*** (el-Infitar 6-8.)

Tani le të mendojmë! A nuk arrihet qetësia shpirtërore dhe siguria, nëse do të përjetohej Kurani dhe zbatoheshin urdhrat e tij? Sado që të ketë zullumqarë dhe injorantë që i mbyllin veshët ndaj thirrjes së Allahut të Madhëruar, ata nuk do të guxojnë të bëjnë ligësira, për shkak se e dinë që do të ndëshkohen.

Të gjithë i dimë ato gjëra që bëjnë ata, të cilët luftojnë pa mëshirë për t'i arritur shpresat dhe dëshirat e tyre të përkohshme në këtë botë, në vend që të luftojnë që të zbatohet dhe të mbisundojë Kurani Fisnik... Sot në Irak, ku lufta është më e nxehtë, padrejtësitë që u bëhen myslimanëve, a nuk u bëhen në emër të drejtësisë, lirisë dhe demokracisë? A nuk të kujton tiranin Sadam pika në të cilën kanë arritur?

Ai që nuk ka frikë nga Allahu, mendon vetëm për interesat e kësaj bote të përkohshme. Për këtë arsye, i del kundër çdo gjëje që mund të jetë pengesë për interesat dhe pasionet e tij. Sigurisht se këtë do ta bëjë me mbështetësit që ka pranë. Kurani Fisnik e konkretizon këtë me shembullin e Faraonit, Hamanit, Karunit dhe Bel'amit.

Faraonin e mbante në këmbë Hamani, që ishte fuqia ushtarake, Karuni, që ishte fuqia ekonomike dhe Bel'ami, që jepte fetva sipas interesave të tij.

Botën që po prishet, po shkatërrohet dhe po mbytet çdo ditë e më shumë në ndjenja kafshërore, që po e drejtojnë njerëz të paaftë e po e kthejnë në një kaos, mund ta shpëtojë vetëm njerëzia që ndërton Kurani Fisnik. Ata të cilët i besojnë një ndërtimi të tillë, duhet ta lexojnë Kuranin sikur t'u ishte shpallur atyre, ta përsosin moralin me dispozitat e tij dhe të paguajnë çfarëdolloj çmimi në atë rrugë.

Pra, duhet të punojnë si sahabët e nderuar dhe i Dërguari i Allahut, sallallahu alejhi ve sellem, i cili siç i premtoi njerëzisë siguri, drejtësia dhe xhenet, po ashtu nuk u dha rëndësi propozimeve të femohuesve, që ngelën të paaftë përpara tij.

Allahu Teala në Kuranin Fisnik, thotë:

***"Allahu u ka premtuar atyre prej jush, që besojnë dhe që bëjnë vepra të mira, se do t'i bëjë mëkëmbës në Tokë, ashtu si i ka bërë ata para tyre dhe që do t'ua forcojë fenë e tyre, me të cilën Ai është i kënaqur dhe frikën do t'ua shndërrojë në siguri. Le të më adhurojnë Mua e të mos më shoqërojnë asgjë*** *(në adhurim)*. ***Sa për ata që, pas kësaj, mohojnë*** *(besimin)*, ***pikërisht ata janë mëkatarët."*** (en-Nur 55.)

O njeri, që të ka mëshiruar Allahu! O njeri, që je ngritur në miraxh duke i bërë sexhde Allahut Teala me plot bindje! Kthehu në origjinalitetin tënd! Kërko mbrojtje nga Zoti, që të arrish krenarinë, nderin, virtytin dhe lumturinë e përhershme! Kjo rrugë nuk është qorrsokak, por një rrugë që të shpie në ebedijet, në jetën e përhershme.



# SINJALET E FSHEHURA QË TREGOJNË *se i keni enët e gjakut të bllokuara*

Arteriet janë enët e gjakut që janë përgjegjëse për transportin e gjakut të pasur me oksigjen.

Në gjendjen e tyre normale, arteriet janë elastike dhe të forta, megjithatë ato mund të bllokohen lehtësisht duke shkaktuar sëmundjen mjaft të përhapur, aterosklerozën.

Në Shqipëri raportohen të paktën 1400 raste pacientësh të prekur nga ateroskleroza në një vit.

Faktorët më të mëdhenj të rrezikut të bllokimit të arterieve janë:

kolesteroli i lartë,

tensioni i lartë i gjakut,

pirja e duhanit,

diabeti,

mbipesha,

mungesa e aktivitetit fizik

ushqyerja jo e shëndetshme.

Bllokimi i arterieve manifestohet me një sërë shenjash paralajmëruese.

## DHIMBJA E PULPËS SË KËMBËS

Ateroskleroza mund të shkaktojë bllokimin e arterieve të këmbës.

Kjo ndodh veçanërisht tek duhanpirësit.

Nëse vëreni se keni dhimbje të pulpës së këmbës që nuk largohet lehtë, shkoni menjëherë tek mjeku dhe bëni analizat përkatëse.

Ngurtësim dhe Dhimbje të Nofullës

Dhimbjet në pjesën e nofullës dhe qafës janë rëndom simptoma të anginës, e cila ndodh si rezultat i qarkullimit të keq të gjakut.

Dhimbjet ndodhin për shkak se nervi vagus, nervi kryesor që transmeton sinjalet e dhimbjes nga zemra, është gjithnjë në kontakt me zonën e qafës, kokës, nofullës dhe krahut të majtë.

## DHIMBJET E MESIT

Dhimbjet e mesit shfaqen për shumë arsye dhe një prej tyre ka të bëjë me zemrën.

Zona e poshtme e shpinës është nga të parat ku grumbullohen pllakat aterosklerotike.

Dhimbja është më e madhe sepse qarkullimi i gjakut pakësohet dhe dobëson disqet e vertebrave.

## SI TË PASTRONI ENËT E GJAKUT?

Listuar më poshtë, mund të gjeni disa zgjidhje natyrale, të cilat do t'i pastrojnë arteret tuaja.

## HUDHRA

Hudhra sigurisht që është ndër përbërësit më të fuqishëm natyralë.

Hudhra arrin të kontrollojë tensionin e lartë të gjak-

ut, nivelet e kolesterolit tuaj dhe të ndalojë zhvillimin e sëmundjes vaskulare.

### XHENXHEFILI

Xhenxhefili përmban shumë antioksidantë që parandalojnë formimin e pllakëzave në enët e gjakut arterial. Për më tepër, xhenxhefili ul nivelin e kolesterolit të keq dhe përmirëson qarkullimin e gjakut.

### SPECAT DJEGËS

Specat djegës përmbajnë një përbërës të njohur si kapsaicinë, e cili rregullon nivelin e kolesterolit tuaj dhe shmang gjasat e atakut në zemër.

### UJI ME LIMON

Konsumi i ujit limon çdo mëngjes është një nga metodat më të mira natyrale për mbrojtjen e zemrës dhe uljen e kolesterolit në gjak. Uji me limon mbron enët e gjakut dhe riparon elasticitetin e humbur.

### SHEGA

Lëngu i shegës në veçanti është jashtëzakonisht efikas kundër sëmundjeve të zemrës.

Studiuesit kanë zbuluar se konsumimi i lëngut të shegës çdo ditë zhbllokon arteriet tuaja në mënyrë efikase.

Kjo ndodh për shkak të pranisë së lëndëve ushqyese si kaliumi, magnezi si dhe seleniumi.

# UTHULLA E MOLLËS

## *si shpëtim ndaj sinozitit*

Uthulla e mollës përdoret për shumë qëllime të ndryshme shëndetësore dhe një nga trajtimet më të këshilluara është inflamacioni i sinusit i njohur edhe si sinoziti. Për trajtimin e këtij problemi mjekësor, njerëzit përdorin ilaçe të ndryshme, por asnjë nga barnat farmaceutikë nuk është natyralisht efektiv dhe mund të kenë disa efekte anësore serioze. Uthulla e mollës është fantastike për trajtimin e sinozitit për shkak të vetive që eliminojnë infeksionin dhe parandalojnë shfaqjen e infeksionit të ri. Uthulla e mollës pastron rrugët e frymëmarrjes sepse përmban shumë vitaminë E, A dhe B1, kalcium dhe magnez. Uthulla e mollës gjithashtu përmban acid që ndalon rritjen e infeksionit dhe eliminon bakteret. Konsumimi i drejtpërdrejtë Kjo është mënyra më e thjeshtë për të trajtuar sinozitin. Nëse doni përmirësim të menjëhershëm dhe lehtësim të problemit duhet të konsumoni 1 lugë gjelle me uthull molle 3 herë në ditë. Nëse e vazhdoni këtë trajtim rregullisht, ju do të eliminoni sinozitin. Ju gjithashtu mund të përzieni 2 lugë uthull molle në 250 ml ujë dhe ta pini rregullisht një herë në ditë. Kur sinoziti është i rënduar Uthulla e mollës në kombinim me përbërës të tjerë arrin të eliminojë bllokimet në hundë dhe në mushkëri dhe kjo ndihmon shumë në rastet e bllokimeve të forta të frymëmarrjes. Për këtë rast do t'ju duhen: uthull molle, spec djegës, xhenxhefil, lëng limoni dhe mjaltë. Përzieni çerek filxhan kafeje lëng limoni, çerek filxhan çaji me uthull molle, 3 lugë mjaltë, gjysëm lugë kafeje spec djegës të bluar hollë dhe një lugë çaji xhenxhefil pluhur.

Së pari përzieni lëngjet në një enë metalike dhe ngrohini ato për disa minuta derisa të vlojnë. Hiqeni nga zjarri dhe pas një minute shtoni mjaltin dhe përbërësit e tjerë dhe trazojini mirë. Vendoseni përzierjen në një kavanoz xhami dhe ruajeni në një vend të errët dhe të freskët. Mund të merrni 2 lugë çaji në ditë derisa të keni përmirësim të plotë. Këto trajtime natyrale do të kurojnë sinozitin dhe do të eliminojnë shenjat e tjera problematike si teshtitje, lodhje, dobësi, dhimbje të fytit deri në eliminimin e infeksioneve.



# PROGRAMI KOMPJUTERIK THOTË:
## Bibla është shumë më e dhunshme se Kurani!

Një prej shkencëtarëve dhe inxhinierëve të interesuar në sasinë e dhunës në Bibël dhe Kuran, ka krijuar softuerin ku ka futur tekstet e të dy librave. Edhe pse inxhinieri Tom Anderson nuk u nis me supozimin se Kurani ka më shumë fjalë të dhunshme në faqet e saj, hulumtimi nisi pasi mediat cekin myslimanët, xhihadistët dhe luftëtarët e ISIS-it që bëjnë krime në emër të Kuranit. Duke përdorur softuerin që iu deshën dy minuta për të analizuar tekstin dhe për të kategorizuar fjalët, Anderson shikonte se sa herë në njërin apo tjetrin libër ishin fjalët "lumturia", "parandjenja", "zemërimi", "urrejtja", "pikëllimi", "befasia", "frika" dhe "mirëbesimi", raporton Independent.

Gjatë analizës ai përdori Dhiatën e Vjetër, Dhiatën e re dhe Kuranin, që të tri këto të botuara në anglisht më 1957.

Analizë e detajuar tregoi se Dhiata e Vjetër ishte shumë më 'e dhunshme' se Dhiata e Re dhe dy herë më 'e dhunshme' se Kurani.



"Nga të tre librat, përmbajtja e Dhiatës së Vjetër është padyshim më e dhunshme. Vrasjet dhe shkatërrimi përmenden më shumë në Dhiatën e Re. Ato aty janë me 2.8 për qind, derisa në Kuran me 2.1 për qind. Por, Dhiata e Vjetër ka sasi më të madhe të dhunës", tha Anderson.

Është interesante që mirëbesimi është më i pranishëm në Kuran, ndërsa zemërimi është një nga fjalët kyçe që vazhdimisht përmendet në Bibël.

# ARSYEJA PSE BEBET ME KOKË TË MADHE
## janë më inteligjente

Normalisht, të pasurit një të ashtuquajtur "kokë të madhe" nuk konsiderohet gjë e mirë. Por, sipas hulumtimeve të reja të kryera në Britani të Madhe, gjëja më e mirë për bebet tuaja mund të jetë lindja me kokë të madhe.

Kjo sepse bebet me koka të mëdha kanë tendenca të bëhen më inteligjentë.



Shkencëtarët ndërkombëtarë të përfshirë në këtë studim, i cili është publikuar në revistën 'Molecular Psychiatry', kishin hulumtuar ndërlidhjet mes gjeneve, nivelit të inteligjencës dhe shëndetit të përgjithshëm kur e kishin bërë këtë zbulim të ri, shkruan telegrafi. Ata kishin mbledhur mostra të gjakut, urinës dhe pështymës nga 100,000 britanikë dhe kishin analizuar të dhënat për çdo shenjë të ndërlidhjeve.

Gjatë analizave të tyre, hulumtuesit kishin zbuluar se personat e lindur me kokë të madhe kishin qenë shumë më të prirë ta përfundojnë universitetin dhe kishin shënuar pikë më të larta në teste të ndryshme.

Kjo do të thotë, sipas hulumtuesve, se bebet e lindura me kokë më të madhe sesa mesatarja prej 13.5 – 14 inçëve janë më të prira të gëzojnë inteligjencë më të lartë gjatë jetës së tyre.



# NDOTJA E AJRIT PO SHKAKTON MILIONA LINDJE të parakohshme në të gjithë botën

Një nga sfidat e shekullit të 21-të është ndotja e ajrit e cila ndikon në mënyrë të drejtpërdrejtë në cilësinë e jetës dhe jo vetëm. Sipas një studimi të bërë nga kërkuesit suedezë të Stockholm Environment Institute, ndotja e ajrit mund të jetë shkaktare e 3.4 milionë lindjeve të parakohshme në të gjithë botën që nga viti 2010 e deri më sot. Në raportin e tyre konfirmohet se ndotësit toksikë, të ardhur nga përpunimi i naftës dhe produktet bujqësore, përfundojnë tek mushkëritë e grave shtatzëna dhe më pas tek fetusi.

Shkencëtarët suedezë zbuluan se kjo formë e ndotjes së ajrit ishte më e rrezikshme në Afrikën Veriore, në Sahara dhe Azinë Juglindore. Këto tre rajone përbëjnë 60% të të gjitha lindjeve të parakohshme në të gjithë botën. Por jo më pak i rrezikuar paraqitet edhe kontinenti evropian.

Gati 15 milionë foshnje në të gjithë botën lindin çdo vit para javës së 37-të të shtatzënisë. Gati 1 në 13 fëmijë në Britani dhe 1 në 10 fëmijë në Amerikë kanë lindur para kohe. Sipas Organizatës Botërore të Shëndetësisë (OBSH) lindja e parakohshme është shkaktari kryesor i vdekjeve së fëmijëve nën moshën 5-vjeç.

# NJERËZIT SHKËMBEJNË ENERGJI ME NJËRI TJETRIN

Një grup biologësh të Universitetit Bielefeld, kanë bërë një zbulim mjaft të rëndësishëm, duke treguar se, për bimët, mund të jetë një burim alternativ energjie, edhe bima tjetër. Ky zbulim mund të ketë ndikim të rëndësishëm në të ardhmen e bioenergjisë, duke siguruar kështu se edhe njerëzit mund të marrin e japin energji nga njëri tjetri, në të njëjtën mënyrë!

Lulet duan dritë dhe ujë që të rriten dhe njerëzit nuk funksionojnë shumë ndryshe nga to! Trupat tanë janë si sfungjeri: "Është pikërisht kjo arsyeja pse disa njerëz nuk ndihen rehat në grupe të caktuara ku ka një ngatërrim energjish dhe emocionesh" – ka thënë psikologia Dr. Olivia Bader.

Sot, studimi është bërë te bimët. Nga eksperimentimi me kultivimin e një alge jeshile, u pa se rritja e saj mund të vazhdonte edhe e ndikuar nga energjia e fqinjëve të saj, bimëve të tjera. Kjo është hera e parë që konfirmohet diçka e tillë në organizmin e bimës dhe profesorët janë të sigurt që, disa vite më vonë, kur studimet mbi energjinë të përparojnë, do të shihet diçka e ngjashme edhe për qeniet njerëzore.



MEDRESEJA HAXHI SHEH SHAMIA SHKODER 1991

1. Staf arsimor cilësor
2. Kushte arsimore sipas standarteve të larta
3. Aktivitete sociale, kulturore dhe sportive
4. Klasa dhe laboratorë të kompletuar
5. Ambiente familjare në konvikt dhe cilësi në ushqim





# CIKLI FILLOR

*(djem dhe vajza)*

NGA KLASA E 1-RË DERI NË KLASËN E 5-TË

**Adresa:** Dega vajza, Lagjja: Perash, Rr. Mehmet Pashë Bushatlliu, Nr. 62 | Dega Djem, Lagjja: Lukuçesme

"...Ai që e prish betimin,
e prish në dëm të vetes,
por, nëse e mban besën
ndaj Allahut,
Ai do t'i japë atij
shpërblim të madh."

*(Fet'h, 10)*

ISSN 2227-3611
9 772227 361004 10